# PËRMBLEDHJE E LIBRIT TË PARË[1]

*Zhan Valzhani kujdesej për të motrën e shtatë nipërit e tij të vegjël. Gjatë një dimri të acartë, punëtori i ri ngeli pa punë. Fëmijët e vegjël kishin uri. Ai vodhi për ta një bukë, por e ndaloi policia, e dënuan me pesë vjet burgim dhe e dërguan në burgun e Tulonit.*

*Ashtu si edhe shokët e tij i burgosuri u përpoq të arratisej. E kapën përsëri dhe e dënuan edhe shumë herë të tjera. Kur u lirua, Zhan Valzhani, në vitin 1815, kishte bërë tashmë 19 vjet burg.*

*Nga Tuloni, i burgosuri i vjetër u kthye në Pontarlie dhe në Faverol më kënibë, ku shpresonte të gjente të motrën dhe nipërit e tij. Në të gjithë fshatrat ku ai ndalonte, i duhej të tregonte e të nënshkruante dokumentet në bashki. "Njeri i rrezikshëm", - lexonin mbi to dhe frikësoheshin. Kështuqë gjithandej ku shkonte e dëbonin.*

*Në Dinj, një qytet i Alpeve të Ulta, vetëm një peshkop, imzot Myrieli, e mikpriti. Por, në zemrën e Zhan Valzhanit ishte ngulitur një urrejtje ndaj gjithë njerëzve. Ai vodhi argjendurinat e peshkopit. Policia e ndaloi, por peshkopi e shpëtoi madje i dha edhe gjithë çfarë i kishte mbetur nga pajisjet.*

*Zhan Valzhani zhduket. Ai shfaqet në Veri të Francës në Montrëj-syr-Mer me emrin zoti Madëlen. Tashmë, një njeri i mirë, që përpiqej të bënte atë që i kishte kërkuar imzot Myrieli.*

---

[1] *Fantina*

*I zgjuar dhe punëtor, zoti Madëlen u emërua kryetar bashkie i qytetit. Bëhet i pasur. Tani mund të ndihmonte edhe më shumë fatkeqë, ndër të tjerë edhe një burrë të moshuar, të quajtur Foshlëvo, që e strehoi tek disa murgesha në Paris, si dhe një grua të varfër, Fantinën.*

*Kësaj të fundit, mbetur pa asnjë lek në xhep, i ishte dashur t'ia besonte vajzën e saj, Kozeta, një çifti hotelxhinjsh, Tenardieve, që ajo besonte se ishin të mirë, por në të vërtetë ishin njerëz të ligj. Ata e rrihnin vogëlushen dhe e vinin të punonte sikur të ishte vajzë e madhe.*

*Zoti Madëlen kishte vendosur kthente vogëlushen nënës së vet, por Fantina u ndalua padrejtësisht nga një polic me emrin Zhaver dhe u sëmurë rëndë. Zhaveri dyshonte se mos zoti Madëlen ishte Zhan Valzhani.*

*Për të mos lejuar që të dënohej një tjetër në vendin e Madëleni rimori emrin e tij të mëparshëm. Në çastin kur Zhaveri arrestoi "zotin Kryetar" Fantina vdes. Megjithatë Zhan Valzhani mundi të kalojë një natë të tërë në pyllin e Monfermejit. Dukej sikur po fshihte diçka, sipas gjasës para. Ai u dënua me burgim të përjetshëm dhe u dërgua përsëri në Tulon.*

*Jemi në vitin 1823.*

## ZINXHIRI I KËPUTUR NGA NJË GODITJE ÇEKIÇI

Në fund të tetorit të vitit 1823, banorët e Tulonit panë se në portin e tyre ishte rikthyer anija "Orion", që kishte nevojë për riparim.

Në port, një anije lufte nxit kërshërinë e shumë kureshtarëve. Popullit i pëlqejnë gjërat e mëdha. Skela e portit të Tulonit ishte mbuluar nga kureshtarët, kur, një mëngjes, në majë të anijes, mbi sarenën[2] e madhe, një burrë hodhi një hap të gabuar, humbi drejtpeshimin dhe trupi e mori përpara. Zgjati duart, u kap pas një litari dhe burri filloi të lëkundej në ajër. Ai bënte ecejake në cep të litarit sikur të ishte gur, ndërsa kureshtarët bërtisnin.

Po ta ndihmoje ishte njësoj sikur të vrapoje drejt vdekjes. Asnjë nuk guxonte. Fatkeqi u lodh dhe frika i dallohej lehtë mbi fytyrë. Përpjekjet e tij për t'u ngjitur lart shërbyen vetëm për të rritur iëkundjet e litarit. Pritej vetëm çasti kur ai të binte në det.

Papritur u ngjit një burrë tjetër. Ishte i veshur me të kuqe, pra ishte uniforma e një të dënuari me burgim të përjetshëm. Era e fortë ia rrëmbeu kapelen dhe i zbuloi kokën e tij të thinjur; nuk ishte ndonjë djalosh i ri.

Kur ndodhi aksidenti, ai i kërkoi shefit nëse mund të provonte të shpëtonte fatkeqin. Këputi zinxhirin e tij me një të goditur çekiçi, i cili më pas u hap fare lehtë.

Sa hap e mbyll sytë u gjend në majë të sarenës. Atje ndaloi. (Poshtë, burri thirri edhe një herë tjetër për ndihmë.) Ngriti sytë nga qielli dhe bëri një hap para. Përshkoi sarenën duke vrapuar, Lidhi në të cepin e një litari që kishte marrë me vete, ndërsa cepin tjetër e la të binte poshtë. Më pas filloi të zbresë duke u kacavarur me duar

[2] *Dërrasë e gjerë që mban tendosur velat e anijes*

përgjatë litarit. Atëherë, në vend të një njeriu, ne po shihnim dy që lëkundeshin mbi det.

Mijëra shikime ishin kthyer nga dy burrat. Asnjë klithje, asnjë fjalë, madje nuk ndihej asnjë frymëmarrje.

Së fundmi, i shohim tek ngjiten mbi sarenë. Burri i moshuar ndaloi një çast për t'a lënë të aksidentuarin të merrte fuqi, pastaj e mori në krahë dhe, duke ecur së bashku me të mbi sarenë, ua solli dhe ua dorëzoi shokëve të tij.

Në atë çast, u dëgjua një thirrje e fuqishme. Pesëqind zëra kërkonin: "Liri! Të lirohet ai burrë!"

Ndërsa ai filloi të zbresë drejt të burgosurve të tjerë që po punonin mbi urë. Po vraponte mbi sarenën e vogël. Njerëzit e ndiqnin me sy. Për një çast, heroi ynë u trand, u duk sikur iu morën mendtë dhe ra në det në anë të një anijeje tjetër të quajtur "Alzhezira".

I burgosuri nuk u ringjit më. Kërkimet vazhduan deri në mbrëmje, madje nuk gjetën as trupin.

Të nesërmen, më 17 nëntor 1823, gazeta e Tulonit shkruante me të mëdha: "Një i dënuar me burgim të përjetshëm që po punonte në anijen "Orion" ra në det, pasi i kishte shpëtuar jetën një njeriu; ai mbante numrin 9430 dhe quhej Zhan Valzhan".

## UJI NË MONFERMEJ

Në vitin 1823, Monfermej ishte një fshat që shtrihej për së gjati, në fund të pyllit. Rruga që e përshkonte nuk të shpinte asgjëkundi. Tek-tuk mund të hasje edhe ndonjë shtëpi të bukur antike, por ato ishin të rralla. Jeta ishte e thjeshtë. Gjithçka ishte me çmim të lirë. Megjithatë uji mungonte, ishte gjë e rrallë dhe për ta kërkuar duhej të shkoje mjaft larg. Banorët e jugut të fshatit e merrnin atë në liqene të vogla. Të tjerët, që jetonin në veri, pranë kishës, e mbushin ujin e pijshëm vetëm në një burim të vogël, që gjendej në pyll rreth njëçerek ore nga Monfermeji.

Pra, të siguroje ujë ishte një punë e mundimshme. Shtëpitë e mëdha,ku bënte pjesë edhe Hoteleria Tenardie, i paguanin 5 centimë për kovë një punëtori; por, gjatë verës ai purionte deri në orën shtatë të mbrëmjes, ndërsa në dimër deri në orën pesë mbasdite. Me të rënë nata, ai që nuk kishte ujë për të pirë shkonte vetë në burim ose kaurdiseshin edhe pa të.

Në shtëpinë e Tenardieve, mbushja e ujit ishte puna e një fëmije të gjorë, vogëlushes Kozetë. Kozeta ishte e domosdoshme tek Tenardietë për dy arsye: ata paguheshin nga e ëma e saj, si dhe e përdornin fëmijën për punët shtëpiake. Kështu, kur e ëma nuk kishte me se t'i paguante, Tenadietë e mbajtën Kozetën duke e shndërruar atë në një shërbëtore. Fëmija kishte frikë të shkonte natën te burimi, ndaj gjithmonë kujdesej që në shtëpi të mos mungonte uji.

Më 24 dhjetor të vitit 1823, në Monfermej ende nuk kishte filluar dëbora. Fillimi i dimrit kishte qenë i butë.

Disa tregtarë kalimtarë kishin ngritur tendat e tyre nga sheshi i kishës deri te rruga e bukëpjekësit, ku ndodhej hoteli i Tenardieve. Kjo pamje sikur e kishte gjallëruar pak atë fshat të qetë.

Natën e Krishtlindjeve, shumë klientë u ulën e pinë përreth tryezës së ndriçuar nga katër a pesë llamba në sallën e madhe të hotelit të Tenardieve. Kjo sallë përngjante me të gjitha sallat e hotelit: disa tryeza, disa gota, disa shishe, disa pijanecë, disa duhanxhinj, pak dritë dhe shumë zhurmë. Zonja Tenardie po përgatiste darkën para një zjarri të shndrithëm e bubulak, kurse i shoqi po pinte me klientët.

## TENARDIETË

Ende nuk i njohim mirë Tenardietë. Erdhi çasti li vështrojmë nga afër.

Zoti Tenardie sapo kishte mbushur të pesëdhjetat, zonja Tenardie ishte rreth të dyzetave.

Lexuesve besoj se u kujtohet zonja Tenardie, e madhe, zeshkane, kuqalashe, e shëndetshme dhe shpatullgjerë. Ajo bën gjithçka në shtëpi: rregullon krevatet, pastron dhomat, përgatit kuzhinën, shkakton si shiun ashtu edhe kohën e mirë. Kozeta ishte shërbyesja e saj e vetme. Xhamat, dritaret, njerëzit, gjithçka lëkundej kur kalonte zonja Tenardie. Madje, ajo kishte edhe qime në mjekër. Ishte aq e fortë sa arrinte të thyente një dërrasë me një të goditur grushti. Kur e dëgjoje të fliste, thoshe me bindje: "Kjo është xhandare fare". Kur e shihje tek rrihte Kozetën thoshe: "Është një grua e keqe". Kur shtrihej për të fjetur, i dilnin jashtë dhëmbët e gojës.

Zoti Tenardie ishte një burrë shtatvogël, i dobët, me lëkurë të verdhë, gjithë kocka, me pamjen e një të sëmuri por që sillej mirë. Ishte pikërisht sjellja e tij që na gënjente në fillim. Ai buzëqeshte dhe ishte i sjellshëm gati me të gjithë, madje edhe me punëtorin e varfër, të cilit nuk ia jepte 5 -centimëshin e punës. Pinte me të gjithë klientët që qëndronin në hanin e tyre. Duhanin e pinte me një çibuk të madh. Më kujtohet se thoshte shpesh se kishte qenë ushtar. Ai rrëfente sesi i vetëm fare kishte shpëtuar një person të "plagosur shumë rëndë".

Tenardie mund të zemërohej po aq sa edhe e shogja, por kjo ndodhte shumë rrallë. Kur i ndodhte, ai bëhej edhe më i keq se e shoqja. Mjerë ai që binte në dorën e tij ... Ishte nga ata që mund të

grindej me cilindo që vinte. Megjithëkëtë, Tenardie ishte njeri i kujdesshëm, i heshtur, madje edhe i zgjuar kur ia donte puna.

Çdo njeri që hyn për herë të parë në shtëpinë e tyre, kur sheh zonjën Tenardie thotë: "Kjo qenka e zonja e shtëpisë". Gabohet, pasi ajo nuk është as pronarja. Zoti dhe zonja e shtëpisë, është vetëm ai. Një fjalë e tij ishte urdhër, ndonjëherë mjaftonte vetëm një shenjë. Tenardie ishte për zonjën Tenardie një lloj mbreti. I jepte të drejtë për gjithçka që bënte. Mjaftonte një shenjë e vogël e bashkëshortit dhe ai mal zhurme si pirg kockash lëvizte. I shoqi mendonte veçse për një gjë: si të pasurohej. Por, realisht kishte mbetur veçse një varfanjak. Për më tepër, në vitin 1823 ishte i zhytur në borxhe, kishte borxh një mijë e peseqind franga.

Mes kësaj gruaje dhe këtij burri, Kozeta gjendej si miza në rrjetën e merimangës. Ajo ngjitej, zbriste, lante, pastronte, fërkonte, fshinte, vraponte, lëvizte nga vendi objekte të rënda dhe, edhe pse ashtu shtatvogël, bënte punë të vështira.

Hante të goditura dhe dimrit ecte këmbëzbathur. Goditjet i merrte nga zonja, këmbët zbathur nga i zoti.

# BUJTËSIT DUAN VERË DHE KUAJT DUAN UJË

Katër udhëtarë të rinj mbërritën. Kozeta, megjithë moshën e saj 8-vjeçare, kishte vuajtur aq shumë, saqë edhe kur ëndërronte kishte pamje të trishtuar prej gruaje të moshuar. Syrin e kishte të nxirë nga grushti që i kishte dhënë zonja Tenardie, ç'ka e bënte të thoshte herë pas here me vete: "Sa e shëmtuar që duket me atë sy të nxirë!" Ajo mendonte se ishte natë, tepër natë, se duhej të mbushte poçat në dhomat e udhëtarëve dhe vuri re se në shtëpi nuk kishte ujë. Fatmirësisht, në familjen e Tenardieve nuk pihej shumë ujë.

Papritur zonja Tenardie ngriti kapakun e tenxheres që ziente mbi sobë, pastaj mori një gotë dhe deshi ta mbushë me ujë. Fëmija ngriti kokën dhe ndoqi të gjitha lëvizjet e gruas. Kishte mbetur veçse një gjysmë gote ujë.

- Shiko, - i tha gruaja, - s'ka më ujë!

Paskëtaj heshti. Fëmija nuk guxonte as të mbushej me frymë.

- Bah! - filloi përsëri zonja Tenardie, duke shikuar gotën e mbushur përgjysmë, - si puna e kësaj do ketë edhe shumë të tjera.

Kozeta iu përvesh punës, por për më shumë se një çerek ore ajo ndiente t'i kërcente zemra në kraharor. Ajo numëronte minutat që kalonin dhe do donte shumë të gëdhihej e nesërmja. Herë pas here, një nga burrat shikonte nga rruga dhe gërthiste:

- Jashtë është një terr i paparë!

Papritur, hyri brenda një nga tregtarët, bujtës në hotel dhe tha me një zë të ashpër:

- Përse nuk i keni dhënë për të pirë ujë, kalit tim?

- Patjetër që i kemi dhënë, - ia ktheu zonja Tenardie.

- Po ju them që jo, nëne, - ia ktheu tregtari.

Kozeta doli nga poshtë tryezës.

- Oh! Po, zotëri, tha ajo, - kali piu në kovë, madje një kovë plot. Dhe isha unë që i dhashë për të pirë madje edhe i fola.

- Kjo nuk është aspak e vërtetë. Ja një fëmijë sa një plesht dhe i thotë gënjeshtrat sa një shtëpi! klithi tregtari. - Po të them që nuk ka pirë, gënjeshtare e vogël. Ka një mënyrë të të sjelluri kur nuk ka pirë, që unë ia njoh mirë!

Kozeta shtoi me një zë që mezi dëgjohej:

- Megjithatë ai piu ujë!

- Hajde mos e zgjat, - filloi tregtari i mërzitur, dua që jepni kalit për të pirë!

Kozeta u kthye nën tryezë.

- Nëse është kështu keni të drejtë, tha zonja Tenardie, - nëse kafsha e gjorë nuk ka pirë, duhet që të pijë.

Pastaj duke parë rreth vetes foli: "Epo, ç'u bë kjo gënjeshtarja e vogël?"

Ajo u përkul lehtë dhe pa Kozetën në cepin tjetër të tryezës, pothuajse nën këmbët e klientëve.

- Moj pise, shko shpejt silli kalit ujë për të pirë.

- Por … zonjë, - u përgjigj Kozeta me zë të mekur, - puna është se nuk ka ujë. Zonja Tenardie hapi plotësisht kortinën e derës që binte nga rruga:

- E po, shko e mbush!

Kozeta uli kokën dhe mori një kovë bosh, që ishte në anë të oxhakut. Kova ishte më e madhe se vogëlushja. Fëmija mund të ulej brenda në të dhe ta mbaje lehtë-lehtë.

Zonja Tenardie gjithë nerva u afrua te soba duke folur me vete: "Te burimi ka sa të duash. Nuk është e vështirë të shkosh atje ..."

Pastaj kërkoi në dollapin ku ndodheshin disa lekë e kripë.

- Shiko, qene, - shtoi ajo, - kur të kthehesh do blesh një bukë të madhe te furrxhiu. Ja edhe lekët.

Kozeta kishte një xhep të vogël në cep të fustanit të saj. Mori lekët pa thënë asnjë fjalë dhe i vuri në atë xhep. Pastaj, me kovën në dorë mbeti para portës së hapur. Dukej sikur po priste dikë të vinte ta ndihmonte.

- Nisu pra! - bërtiti zonja Tenardie.

Kozeta doli. Dera u mbyll pas saj.

## KUKULLA E ÇUDITSHME

Nga hoteli Tenardie deri te kisha ndodhen disa dyqane. Deri në mesantë, këto dyqane ndriçohen nga disa llamba të vogla. Në qiell nuk shndriste as edhe një yll.

Në pjesën e mbrapme të këtyre dyqaneve, përballë portës së Tenardieve, tregtari kishte vendosur mbi sfondin e një mbulese të bardhë, një kukull të madhe gati dy këmbë të gjatë[3]. Kishte veshur një fustan ngjyrë trëndafili, flokët i kishte si prej vërteti, sytë të bardhë e blu. Gjatë gjithë ditës fëmijët nën moshën 10-vjeç e vështronin, por nuk u gjet në Monfermej asnjë nënë e pasur që ta blinte e t'ia dhuronte fëmijës së vet. Eponina dhe Azelma e soditën për orë të tëra. Edhe Kozeta guxoi ta sodiste, por ç'është e vërteta për së largu e kalimthi.

Në çastin kur Kozeta doli jashtë, me kovën e saj në dorë, nuk e mposhti dot dëshirën dhe ngriti sytë të shikonte atë kukull aq të bukur, atë "zonjën" siç e quante ajo.

Fëmija e gjorë ndaloi. Ende nuk e kishte parë nga afër atë kukull magjepsëse. Ishin bukuria, pasuria dhe lumturia, që u shfaqën para asaj qenieje të vogël fatkeqe. Vështronte atë kukull të bukur të trëndafiltë, me ata flokë të bukur e të praruar dhe mendoi: "Sa e lumtur që duhet të jetë, kjo kukull!" Nuk i shqiste dot sytë nga vitrina e dyqanit. I dukej sikur kishte prekur qiellin. Mbas kukullës gjigande kishte edhe të tjera më të vogla. Tregtarit, që bënte ecejake në fund të dyqanit, i dukej sikur të ishte vetë perëndia.

[3] *Njësi matjeje, një këmbë baras me 0.324 metra*

Kishte harruar gjithçka, kur zëri i zonjës Tenardie e soili në vete:

- Çfarë, qene, nuk qenke nisur ende! Prit, prit! Po s'të vrava fare!

Kozeta ia mbathi me të katra, rrëmbeu kovën e saj dhe u mundua të bënte hapat më të mëdha që mundtte.

# VOGËLUSHJA E VETME

Hoteli Tenardie ndodhej në atë pjesë të fshatit, që ishte pranë kishës. Pikërisht tek burimi i pyllit, në anë të Shell, duhej të shkonte të mbushte ujë Kozeta.

Megjithëse, derisa kishte shtëpi, qoftë edhe vetëm mure në të dy anët e rrugës, çdo gjë shkonte bukuri. Shkëndija e një llambe përtej një dritareje për të ishte jetë. Atje kishte njerëz dhe kjo e bënte të mos kishte frikë. Megjithëse, tani ajo po ecte përpara me një ritëm të ngadalësuar. Kur la pas edhe shtëpinë e fundit, ajo ndaloi.

Vendosi kovën në tokë dhe kaloi dorën mbi flokë. Tani, nuk ishte më në Monfermej, ishin vetëm fushat. Fusha të pafundme që shtriheshin të errëta para saj. Shikoi e dëshpëruar këtë terr ku nuk kishte më asnjë qenie humane, por vetëm kafshë. Ajo i dëgjonte tek ecnin mbi bar, apo kur lëviznin nëpër pemë. Atëherë, rrëmbeu përsëri kovën.

"Bah! - tha ajo, do t'i them zonjës se nuk kishte ujë". Dhe mori të kthehej për në Monfermej. Shtangu në vend. Tani, ishte zonja Tenardie që i shfaqej para syve, me atë gojën e madhe si një gropë furnalte dhe zemërimin që i ndriste në sy. Fëmija hodhi para e prapa një vështrim të trishtuar. Çfarë të bënte? Si do vente halli i saj? Ku të shkonte? Para saj Tenardie, pas saj, gjithë kafshët e natës dhe të pyllit.

Vogëlushja u tmerrua nga ideja e përballjes me zonjën Tenardie, ndaj u zmbraps sa hap e mbyll sytë. Mori përsëri rrugën e burimit dhe filloi të vraponte. Doli nga fshati duke vrapuar, hyri në

pyll duke vrapuar, duke mos shikuar asgjë, duke mos dëgjuar asgjë. Ajo e ndali vrapin vetëm atëherë kur nuk po mbushej dot me frymë. Hyri në errësirë, drejt para saj, pa menduar, pa shikuar, me dëshirën e madhe për të qarë.

Nga hyrja e pyllit deri tek burimi s'janë më shumë se shtatë apo tetë minuta. Kozeta e njihte mirë rrugën, pasi e kishte bërë shpeshherë ditën. Ajo nuk humbiste. Për më tepër ajo nuk i kthente sytë as në të majtë e as në të djathtë, nga frika se mos shikonte gjëra nëpër pemë. Më në fund mbërriti te burimi.

Burimi ishte i thellë gati dy këmbë e i rrethuar me barishte. Kozeta e njihte mirë. Me dorën e majtë po kërkonte një dushk të ri aty pranë, kapi një degë, u var në të dhe hodhi kovën para. Kur po përkulej të mbushte ujë nuk e vuri re që xhepi i saj u boshatis. Monedha pesëmbëdhjetë centimëshe ra në ujë. Fëmija nuk e pa, madje nuk dëgjoi as zhurmën e tringëllimës kur ra. Tërhoqi lart kovën e mbushur plot dhe e vendosi mbi bar.

"U bë edhe kjo punë", - tha me vete, por ndihej shumë e lodhur. Donte të nisej menjëherë, por përpjekja për të mbushur kovën e kishte munduar aq shumë, saqë tashmë nuk mund të hidhte as edhe një hap përpara. E rraskapitur u përplas mbi bar dhe njëfarë kohe qëndroi e shtrirë aty.

Mbi kokën e saj, qielli ishte i mbuluar nga re të mëdha e të zeza si fjollat e tymit të duhanit. Hija sa vinte e trashej. Një erë e ftohtë përshkoi fushën. Degët e pemëve lëvizën, ndërsa disa barishte të rrëmbyera nga era kaluan nxitimthi, sikur po ia mbathnin nga diçka e frikshme që po mbërrinte pas tyre.

Se ç'ndjeu fëmija e gjorë nuk gjenden fjalë për ta përshkruar ...

Ajo filloi të numëronte me zë të lartë: një, dy, tre, katër, deri në dhjetë dhe, kur përfundoi, rifilloi përsëri nga e para.

Në fillim kjo e ndihmoi, por jo për shumë kohë. Uji i burimit kishte lagur duart e vogëlushes dhe kishte ftohtë. Ajo filloi të dridhej nga frika. Në mendje i vrundullohej vetëm një ide, të shpëtonte, të vraponte tejpërtej pyllit, mespërmes fushës, deri te shtëpitë, te dritaret, te drita. Por iu shfaq fytyra e Tenardiesë... Ajo kapi kovën me të dy duart, por e kishte të vështirë për ta ngritur.

U përçap nja dymbëdhjetë hapa, por kova ishte e rëndë kështu që u detyrua ta vendoste përsëri në tokë. Mori frymë thellë, e kapi përsëri kovën e filloi të ecte. Këtë herë pak më gjatë, por iu desh të ndalonte sërish. Mbas një gjysmë minute, ajo u nis përsëri. Eci e kërrusur para, me kokën ulur, si ndonjë e moshuar; pesha e kovës ia tendoste krahët e saj të brishtë; duart e vogla e të quilura nga uji kishin ngrirë mbi vegjën prej hekuri. Herë pas here i duhej të ndalonte dhe, sa herë që e lëshonte kovën përdhe, uji i akullt i binte mbi këmbët e zbathura.

Të gjitha këto po ndodhnin në thellësi të pyllit, natën, në dimër, larg gjithçkaje; e të mendosh që ishte veç një fëmijë 8-vjeç. Në ato çaste vetëm zoti arrinte ta shihte gjendjen e trishtuar. Padyshim edhe nëna e saj, e shkreta ajo! Sepse, disa gjëra, thonë se të vdekurit arrijnë t'i shohin që nga varri ku prehen.

Ajo lëshoi një rënkim, por nuk guxonte të qante aq shumë frikë kishte nga zonja Tenardie, edhe pse larg saj. Gjithmonë i dukej sikur ajo grua e ndiqte si hije nga pas.

Ecte shumë ngadalë. E dinte se për t'u kthyer në Monfermej, në atë mënyrë do t'i duhej më shumë se një orë dhe se Tenardie do ta rrihte. Tmerri i goditjeve që hante u përzie me frikën e të qenit vetëm në pyll, natën. Ajo ndihej e rraskapitur! Nuk kishte

arritur ende të dalë nga pylli. Kur mbërriti pranë një peme të madhe të zgavërt, që ajo e njihte mirë, ndaloi edhe një herë tjetër e më pas filloi të ecte me hapa më të shpejtë. Megjithkëtë, vogëlushja e gjorë, e dëshpëruar, nuk duroi më the thirri:

- O zot i madh! O zot!

Në atë çast, sa hap e mbyll sytë ajo ndjeu se kova iu bë pendë e lehtë … Një dorë, që i ngjau shumë e madhe, sapo e ngriti kovën peshë. Vogëlushja ngriti kokën. Një formë e madhe e zezë, e drejtë dhe në këmbë qëndrim "gatitu" ecte krahas saj. Ishte një burrë, që ishte afruar nga mbrapa dhe që fëmija nuk e kishte ndjerë të vinte. I panjohuri, pa folur asnjë fjalë, ia mori kovën nga dora.

Vogëlushja ishte qetësuar.

# NGA KISHTE ARDHUR AI BURRË?

Pasditen e po asaj dite, të Krishtlindjeve të vitit 1823, një burrë shëtiste në shëtitoren "Spital" në Paris. Kishte marrë një dhomë me qira në atë lagje. Dukej sikur kërkonte diçka dhe ndalonte para shtëpive më të varfëra. Dukej qartë që nuk ishte banor i asaj lagjeje, ndoshta as nga Parisi.

I huaji mbante veshur ca petka të vjetra, por shumë të pastra. Kishte një kapele rrumbullake të vjetër dhe të ngrënë nga furça, një xhaketë shumë të përdorur prej shajaku të trashë të verdhë, pantallona ngjyrë gri, të nxira tek gjunjët, çorape leshi të zeza dhe këpucë të mëdha. Flokët e bardhë, balli i zymtë, buzët, fytyra e tij e përvuajtur, të krijonin përshtypjen se ishte pa frikë më shumë se gjashtëdhjetë vjet, ndërsa po ta gjykoje nga hapi, jo më shumë se pesëdhjetë. Në dorën e tij të majtë mbante një pako të vogël, ndërsa në të djathtën një bastun. Kalimtarëve nuk u fliste fare dhe kur shihte policë, fshihej. Njëri prej tyre e vuri re këtë fakt dhe u përpoq ta ndiqte, por burri u zhduk nëpër rrugica.

Herë pas here kthehej e shihte se mos e ndiqte njeri. Në orën katër e një çerek, domethënë me të rënë mbrëmja, kaloi para një teatri ku do të shfaqej po atë ditë pjesa: "Dy të dënuarit". Ai shikoi një çast. Pastaj, disa rrugica më tutje ndaloi para një karroce, që do të nisej për në qytetin "Lanji" në orën katër e gjysmë. Kuajt ishin gati. Udhëtarët u ngjitën.

I panjohuri pyeti:

- A keni një vend bosh?

- Vetëm një, në krahun tim, - tha karrocieri.

- Po e zë unë.

- Ngjituni.

Megjithatë, para se të nisej ndërkohë që pasagjeri po e paguante, karrocieri u hodhi një sy të shpejtë rrobave të përvajshme të udhëtarit. U nisën. Karrocieri fliste, por pasagjeri mezi përgjigjej.

Bënte ftohtë. Përshkuan "Gurnei" dhe "Nëj-syr-Marn".

Aty nga ora gjashtë e darkës mbërritën në "Shell". Karrocieri ndaloi që të pushonin pak kuajt.

- Po zbres këtu, - tha burri. Mori pakon dhe bastunin e tij dhe kërceu për tokë. Një çast më vonë, ai u zhduk.

Karrocieri u kthye nga pasagjerët që ndodheshin brenda.

- Ky njeri, - tha, - nuk është nga këto anë, sepse ndryshe unë do ta njihja. Dukej si i varfër, por megjithëse pagoi deri në "Lanji" udhëtoi deri në "Shell". Kishte rënë nata. Të gjitha shtëpitë ishin të mbyllura. Ai nuk u fut në asnjë hotel. Ku po shkonte vallë?

Ishte një natë dhjetori shumë e zymtë. Mezi dalloheshin dy apo tre yje në qiell. Por i panjohuri dinte se ku po shkonte. Ai përshkoi në errësirë rrugën e madhe të Shellit; para se të mbërrinte te kisha, u kthye në të majtë dhe mori rrugën që të shpinte për në Monfermej.

E bëri rrugën me hapa të shpejtë sikur po vraponte dhe, pak para fshatit Monfermej, u kthye në të djathtë, eci përmes arave e nxitoi hapat drejt pyllit. Kur u fut në brendësi të pyllit, zuri të ecte ngadalë, shikonte me vëmendje të gjitha pemët, ecte me kujdes duke e matur çdo hap që hidhte, sikur po ndiqte një rrugë që e

njihte vetëm ai. Një çast u duk se i humbi filli e ashtu si i përhumbur ndaloi. Së fundmi mbërriti pranë një vendi me disa gurë të mëdhenj të bardhë. Nxitoi hapin drejt këtyre gurëve dhe i kqyri me kujdes. Një pemë e madhe ndodhej disa hapa larg grumbullit të gurëve. Iu afrua pemës, pastaj u kthye mbrapsht.

Përballë, ndodhej një pemë e vjetër e zgavërt. U përçap drejt saj, pastaj filloi të vështronte tokën: toka nuk ishte e shkelur. Atëherë rimori marshimin e tij tejpërtej pyllit.

Ky ishte ai burri i panjohur që takoi Kozeta. Ai e kishte vënë re atë hije të vogël që ndalonte, vendoste diçka përtokë, pastaj e merrte përsëri dhe fillonte të ecte duke lëshuar rënkime. Ai e kishte kuptuar që ishte një vajzë shumë e vogël, ngarkuar me një kovë uji më të madhe se ajo vetë. Atëherë ai shkoi pranë fëmijës dhe e ndihmoi pa i thënë asgjë.

## KOZETA NË ERRËSIRË ME NJË TË PANJOHUR

Kozeta, e thamë edhe më parë, nuk kishte frikë. I panjohuri i foli me një zë të butë:

- Bija ime, kjo kovë që ti po mban është shumë e rëndë për ty.

Kozeta ngriti kokën dhe iu përgjigj:

- Po, zotëri.

- Ma lër mua ta mbaj, - i foli përsëri burri. - E mbaj vetë.

Kozeta e lëshoi kovën. Ata po ecnin së bashku.

- Në të vërtetë qenka shumë e rëndë, - tha ai nëpër dhëmbë, pastaj shtoi:

- Sa vjeç je, moj vogëlushe?

- Tetë vjeçe, zotëri.

- Po vjen nga larg kështu?

- Që nga burimi.

- Ke edhe shumë udhë për të bërë?

- Nja një çerek ore të mirë prej këtej. Burri qëndroi një çast pa folur, pastaj tha:

- Po mamaja jote ku është?

- Nuk e di, - u përgjigj fëmija. - Besoj se nuk kam patur ndonjëherë.

Burri ndaloi, vendosi kovën përtokë, u përkul lehtë dhe i vuri dy duart mbi supet e brishta të fëmijës, duke u përpjekur t'ia shihte më mirë fytyrën, edhe pse ishte errësirë e madhe.

- Si të quajnë? - e pyeti burri.

- Kozeta.

Burrin sikur e goditi njeri. E vështroi sërish, pastaj hoqi duart nga supet e Kozetës, mori kovën dhe filloi të ecë.

Pas një farë kohe e pyeti përsëri:

- Vogëlushe, ku banon ti?

- Në Monfermej.

- Atje po vemi?

- Po, zotëri.

Ai heshti një çast më pas shtoi:

- Po kush të ka dërguar në këtë orë të mbushësh ujë në pyll?

- Zonja Tenardie. Burri vijoi me një zë të qetë, duke u munduar të mos krijonte dyshime tek vogëlushja:

- Po me se merret kjo zonja Tenardie? - Është padronia ime, - tha fëmija. - Ajo ka një hotel.

- Hotel? - përsëriti i panjohuri. E po mirë atëherë, sonte po vi të fle atje. Më shoqëro për në hotel.

- Patjetër, tha fëmija.

Burri ecte me hapa të shpejtë. Kozeta e ndiqte nga pas, por nuk e ndiente më lodhjen. Herë pas here, tashmë e qetësuar, ngrinte sytë dhe shikonte shpëtimtarin e saj dashamirës. Nuk e kishin mësuar ndonjëherë të besonte në zot apo t'i lutej. Prapëseprapë ajo ndiente në vetëvete diçka që ngjasonte me një lutje.

Kaluan disa minuta dhe i panjohuri pyeti sërish:

- Nuk ka shërbyese te zonja Tenardie?

- Jo, zotëri.

- Vetëm fare je?

- Po, zotëri.

Mbretëroi përsëri heshtja. Kozeta foli me zë të lartë:

- Domethënë, janë edhe dy vajza të vogla.

- Çfarë vajzash të vogla?

- Ponina e Zelma.

- Kush janë Ponina dhe Zelma?

- Janë vajzat e zonjës Tenardie.

- Dhe çfarë bëjnë këto vajza?

- Oh, - psherëtiu vogëlushja, - ato kanë kukulla të bukura, gjëra të veshura me ar e shumë e shumë lodra të tjera. Ato luajnë, zbaviten.

- Gjithë ditën?

- Po, zotëri.

Pas një çasti Kozeta vijoi:

- Ndonjëherë, kur kam përfunduar punë dhe kur më lejojnë, edhe unë zbavitem gjithashtu.

- Po ti, si zbavitesh?

- Si të mundem. Majft të më lejojnë. Por unë nuk kam shumë lodra. Ponina dhe Zelma nuk dëshirojnë që unë të luaj me kukullat e tyre.

Ata mbërritën në fshat; Kozeta e drejtonte të huajin nëpër rrugë. Kaluan para furrës, por Kozeta e kishte harruar porosinë e zonjës Tenardie për të blerë bukë e ta dërgonte në shtëpi. I huaji nuk po e pyeste më, përkundrazi ishte zhytur në një heshtje të trishtuar. Kur lanë pas edhe kishën, dhe si kishin parë gjithë ato dyqane plot e përplot me gjëra për t'u shitur, ai pyeti:

- Po këtu çfarë po ndodh?

- Zotëri, janë Krishtlindjet, - sqaroi vogëlushja Kur mbërritën pranë hotelit, Kozeta i preku krahun.

- Zotëri! - i foli ajo.

- Çfarë ke bija ime?

- Po i afrohemi shtëpisë.

- Po pastaj?

- Ma jepni ta marr unë kovën?

- Përse?

- Sepse po më pa zonja që ma ka mbajtur kovën dikush tjetër, do të më rrahë. Burri ia ktheu kovën. Një çast më pas, që të dy u gjendën te porta e hotelit.

# I VARFRI QË NDOSHTA ISHTE I PASUR

Kozeta i hodhi edhe një vështrim të fundit kukullës së madhe e bukuroshe, pastaj trokiti. Dera u hap. U shfaq Tenardie me një llambë në dorë.

- Ah! Qenke ti! - tha ajo. - U vonove shumë! Si gjithmonë do kesh luajtur rrugës!

- Zonjë, - tha Kozeta, duke u dridhur nga koka te këmbët, - ky zotëria ka ardhur të flejë këtu.

Zonja Tenardie e zëvendësoi menjëherë pamjen e saj dashakeqe me një buzëqeshje të shtirur dhe e përpiu me sy të sapoardhurin.

- Ju jeni zotëri? — tha me qesëndi ajo.

- Po, zonjë, - ia ktheu i huaji duke e përshëndetur. Udhëtarët e pasur nuk janë kaq të sjellshëm. Tenardie me një vështrim mati rrobat dhe veprimet e të huajit dhe i tha:

- Urdhëroni.

Bujtësi u fut brenda. Tenardie i hodhi një vështrim të dytë. Ajo shikoi xhaketën e përdorur dhe kapelën, pastaj i bëri shenjë bashkëshortit, që si zakonisht ishte duke pirë me klientët. I shoqi iu përgjigj me një lëvizje të dorës që do të thoshte: s'ka para.

Atëherë, zonja Tenardie foli me zë të lartë:

- Ah, shiko, të më falni, por nuk kam më vende.

- Më vendosni ku të doni, - ia ktheu i huaji, - në papafingo ose edhe në haur me kuajt mund të rri, nëse dëshironi ju. Unë do të paguaj njësoj sikur të kisha një dhomë.

- Dy franga.

- Dy franga, nëse thoni ju.

- Në rregull.

- Dy franga! - sokëlliu i habitur një klient, që ndodhej në lokalin e zonjës Tenardie, - po zakonisht sikur kushton vetëm një frangë!?

- Për atë kushton dy franga, - iu përgjigj Tenardie. Nuk e kam hotel për rreckamanët.

- Ke të drejtë, shtoi z. Tenardie me qetësi, - nuk është mirë për shtëpinë të pranojmë njerëz të atillë.

Megjithatë, i huaji, pasi kishte lënë mbi një stol pakon dhe bastunin, u ul në një tryezë ku Kozeta vendosi shpejt e shpejt një shishe me verë e një gotë. Tregtari që kërkoi kovën e ujit kishte shkuar t'ia shpinte vet kalit. Kozeta u struk në vendin e saj të zakonshëm, nën tryezën e kuzhinës, dhe filloi të punonte me shtiza.

I sapoardhuri, që vetëm sa çiku buzët me gotën e verës, vështronte me vëmendje fëmijën e vogël. Kozeta ishte e shëmtuar. Po të ish e lumtur, ndoshta do të qe e bukur. Ajo ishte thatanike, rreth 8-vjeç, por nuk të jepte përshtypjen për më shumë se 6-vjeç. Sytë e saj të mëdhenj të futur shprehnin më së miri se qanin vazhdimisht. Cepat e buzëve i kishte njëlloj si të të dënuarve të përvuajtur apo të të sëmurëve të dëshpëruar. Zjarri që po e ndriçonte në ato çaste bëri t'i dukeshin më qartë kockat dhe dobësia e trupit. Gjithmonë ndiente të ftohtë, ndaj dhe i ishte bërë zakon t'i shtrëngonte gjunjët me njëri-tjetrin. Mbi trupin e saj s'kishte gjë tjetër veç një pëlhure të hollë vrima-vrima; nuk kishte veshur asnjë

rrobë leshi. Vende-vende, edhe pse gjoja e veshur, dalloheshin lehtë jo vetëm iëkura, por edhe njolla ngjyrë mavi e të zeza, me siguri vendet ku e kishte goditur zonja Tenardie. Gjithçka tek ajo vogëlushe: zëri i saj, shikimi, heshtja shprehnin vetëm një ndjenjë "frikën".

E kishte kapluar frika; le të themi se e kishte mbuluar kokë e këmbë; frika e detyronte t'i ngjishte bërrylat pas trupit, t'i fshihte thembrat e këmbëve nën fustan, e bënte të mblidhej një dorë vetëm që të zinte sa më pak vend të mundtte, madje nuk e lejonte të mbushej me frymë më shumë sesa i nevojitej! Për trupin imcak të vogëlushes, frika ishte shndërruar në nevojë. Frika ishte aq e madhe, saqë edhe pse e lagur e bërë quil, Kozeta nuk guxonte të shkonte të thahej pranë zjarrit, por në heshtje iu përvesh punëve të saj.

Siç e thamë edhe më lart, Kozeta nuk e dinte se çfarë ishte lutja, ajo nuk kishte hyrë kurrë në ndonjë kishë.

"Nuk më del koha të shkoj në kishë! Ku kam kohë unë të shkoj atje!" - përsëriste zonja Tenardie.

Burri me xhaketë të verdhë nuk i shkëpuste sytë për asnjë çast nga Kozeta. Papritur, zonja Tenardie thirri:

- Po bukën, ku e ke?

Kozeta, sa herë që zonja Tenardie ngrinte zërin, dilte menjëherë nga poshtë tryezës. E gjora e kishte harruar fare bukën. Por, ashtu si gjithë fëmijët e tjerë kur janë të frikësuar ajo gënjeu:

- Zonjë, dyqani i bukës ishte mbyllur.

- Të kishe trokitur.

- Trokita, zonjë.

- E atëherë?

- Bukëpjekësi nuk e hapi.

- Nesër do ta marr vesh të vërtetën, tha zonja Tenardie dhe në qoftë se më gënjen do hash dajak. Tani për tani, m'i kthe lekët që të dhashë.

Kozeta futi dorën në xhep. Monedha pesëmbëdhjetë lekëshe (su)[4] nuk ishte aty.

- Moj ti, ia ktheu zonja Tenardie, - më dëgjove ç'të thashë?

Kozeta e ktheu xhepin mbrapsht por aty nuk kishte gjë. Ku të kishte përfunduar vallë monedha? Vogëlushja e frikësuar nuk dinte se çfarë të thoshte.

- Paske humbur lekët? - thirri zonja Tenardie. - Apo ke dëshirë të m'i vjedhësh?

Në të njëjtën kohë, ajo zgjati krahun drejt një shkopi. Lëvizja e krahut i ktheu Kozetës forcën për të thirrur:

- Më fal! Zonjë! Më fal! Nuk do ta bëj më.

Zonja Tenardie kapi shkopin. Ndërkohë, burri me xhaketë të verdhë nxori diçka nga xhepi. Asnjë i pranishëm nuk e vuri re. Për më tepër, udhëtarët e tjerë po pinin dhe po luanin me letra dhe nuk i kushtonin vëmendje asgjëje që ndodhte përqark.

Kozeta u zmbraps në një cep të sallës, duke u orvatur të fshihej; zonja Tenardie ngriti krahun.

- Më fal, zonjë, - foli i huaji, por disa sekonda më parë pashë të binte diçka nga xhepi i kësaj vogëlusheje dhe u rrokullis përtokë. Mos është ajo që po kërkoni vallë?

Në të njëjtën kohë, u përkul para dhe bëri sikur po kërkonte diçka.

- Ah, e gjeta, - vijoi ai duke u çuar përsëri në këmbë. Dhe i zgjati monedhën Tenardiesë.

---

[4] *Monedhë e vjetër franceze*

- Kjo është, zonjë?

- Po, kjo është, u përgjigj gruaja.

Nuk ishte e njëjta monedhë, sepse kjo e fundit ishte njëzetë lekëshe. Zonja Tenardie buzëqeshi dhe e vendosi monedhën në xhep.

Pastaj i hodhi një vështrim të egër fëmijës dhe i tha:

- Kjo që ndodhi sot të mos përsëritet më, dëgjove?

Kozeta u kthye nën tryezën e "saj" dhe syri i saj madh filloi të marrë, duke shikuar udhëtarin e panjohur, një shkëlqim që se kishte pasur kurrë më parë.

- Do të darkoni? e pyeti së fundmi zonja Tenardie udhëtarin.

Ai nuk u përgjigj. Dukej sikur ishte kredhur në mendime.

- Ç'të jetë vallë ky njeri? - tha ajo ndër dhëmbë. Duhet të jetë varfanjak i vërtetë. Mbase nuk ka asnjë kacidhe për të darkuar. Të paktën të më paguaj strehimin! Megjithatë qe fat, që nuk pati idenë e keqe të vidhte lekun që gjeti përtokë.

Ndërkaq, u hap një portë dhe Eponina e Azelma u futën brenda. Ishin vërtet dy vogëlushe të këndshme, njëra me flokë gështenjë, tjetra me flokë të zinj, që të dyja të lumtura, të pastra, të shëndetshme, të freskëta. Ishin veshur me rroba të ngrohta. Në veshjet e tyre, në gëzimin e tyre, në zhurmën që ato bënin, sikur kishte gëzim për të gjithë. Kur hynë brenda, zonja Tenardie u tha me dashuri:

- Ah! Ja ku qenkeni të dashurat e mia! Pastaj duke i marrë në prehër njëra pas tjetrës, ajo filloi t'u rregullonte flokët.

Më pas, dy vogëlushet shkuan e u ulën në anë të zjarrit. Po luanim me një kukulll që e rrotullonin dhe e rirrotullonin me të gjitha llojet e klithmave të gëzuara. Herë pas here, Kozeta ngrinte

sytë nga trikoja e saj dhe i shihte tek luanin me një pamje të trishtuar. Eponina dhe Azelma nuk ia hidhnin fare sytë Kozetës. E trajtonin vogëlushen njëlloj si qeni. Kukulla e motrave Tenardie ishte shumë e vjetër dhe e gjitha e dëmtuar, por Kozetës që nuk kishte pasur ndonjëherë kukull i dukej mjaft e bukur. Një "kukull e vërtetë" po të flasim me gjuhën e fëmijëve.

Papritur, zonja Tenardie që vazhdonte të bënte ecejake në sallë, vuri re se Kozeta, në vend që të punonte, po shikonte vajzat që luanin.

- Ej! - bërtiti ajo, kështu punon ti moj? Je mësuar të punosh me dajak ti.

I huaji, pa u larguar nga karrigia, u kthye nga zonja Tenardie.

- Zonjë, - tha ai duke buzëqeshur me mirësjellje, - nuk bëri gjë! Lëreni të luajë!

Po të kishte ndërhyrë ndonjë udhëtar tjetër, që do të kishte ngrënë mish dhe do të kishte pirë dy shishe verë gjatë darkës, që nuk do të kishte pasur pamjen e një të varfri, një kërkesë e tillë do të kishte qenë urdhër për zonjën Tenardie. Por t'i fliste në këtë mënyrë një i huaj që mbante atë kapelë dhe atë xhaketë të vjetëruar, ajo nuk e kapërdinte dot!

Zonja Tenardie iu përgjigj:

- Nëse do të hajë, duhet të punojë.

- E çfarë po bën ajo tani? - vazhdoi i huaji me atë zërin e tij sa të butë, por edhe kureshtar, zhytur në ato rroba të përdorura mbi ato shpatulla të gjera.

Zonja Tenardie sqaroi:

- Çorape, meqë dashkeni ta dini. Çorape për vogëlushet e mia, të cilave u nevojiten.

Burri vështroi këmbët e mjera të kuqe të Kozetës dhe vazhdoi:

- Kur i përfundon ato çorape?

- Ka punë edhe për të paktën tri ose katër ditë.

- Dhe sa mund të vlejnë ato çorape të përfunduara?

Zonja Tenardie e pa me një shikim të vrazhdë:

- Të paktën tri lekë.

- Do t'i jepnit ato çorape për 5 franga? - e pyeti bujtësi.

- Besoj se po, tha zonja.

- Pash zotin! - klithi me një të qeshur të madhe një klient kur dëgjoi "për 5 franga"!

Tenardie, i shoqi, e pa të udhës se duhej të ndërhynte:

- Po, zotëri, nëse kjo gjë ju gëzon, mund t’ua jap këto çorape për 5 franga. Ne nuk dimë ti kundërshtojmë ndonjëherë udhëtarët.

- Duhet të paguash menjëherë, tha zonja Tenardie.

- Po i blej çorapet, u përgjigj burri, dhe duke nxjerrë nga xhepi një monedhë pesë frangëshe, të cilën e vendosi mbi tryezë, tha: - Ja ku i keni.

Pastaj u kthye me fytyrë nga Kozeta.

- Tani e dashur puna jote është për mua. Shko luaj, bija ime.

Kozeta megjithëse dridhej, përsëri mori guximin e pyeti:

- Zonjë, a është e vërtetë? A mund të luaj?

- Shko luaj! - tha zonja Tenardie me një zë të lig.

- Faleminderit, zonjë! -ia ktheu Kozeta. Dhe ndërkohë që me gojë falenderonte zonjën, gjithë qenia e saj falenderonte udhëtarin!

Zoti Tenardie rifilloi të pinte. Bashkëshortja pëshpëriti në vesh:

- Ç'të jetë vallë ky njeri i veshur me të verdhë?

- Kam parë, u përgjig Tenardie, - edhe milionerë që mbajnë veshur aksh xhaketash.

Kozeta e kishte lënë mënjanë punën me shtiza, por nuk kishte dalë nga strofka e saj. Ajo gjithmonë lëvizte sa më pak të ishte e mundur. Mori ca lecka të vjetra në një kuti të vogël që ndodhej prapa shpinës së saj.

Eponina dhe Azelma nuk e vunë re se çfarë ndodhi. Ato sapo kishin përfunduar një veprim shumë të rëndësishëm: kishin hedhur kukullën e tyre përtokë dhe kishin kapur macen e vogël. Megjithë mjaullimat e saj të forta, Eponina po e vishte me lecka ngjyrë blu e të kuqe. Gjithë duke bërë këtë punë të vështirë, ajo i tha së motrës:

- E shikon motër e dashur, kjo kukulla është më e këndshme se të tjerat. Kjo lëviz, çirret, është e ngrohtë. E shikon motër, hajde të luajmë me të. Kjo do jetë vajza ime e vogël, kurse unë do të jem zonjë. Unë do vij për vizitë dhe t'i do ta shohësh. Pak nga pak, ti do t'i shohësh mustaqet e saj të gjata mbi buzë, dhe kjo gjë do të të habisë. Më pas do t'i shohësh veshët, pastaj bishtin dhe kjo do të të çudisë. Dhe do më thuash:

- Ah! Zot i madh! dhe unë do të të them: -Po, zonjë, kjo është vogëlushja ime, edhe pse është e tillë. Kështu janë vajzat e vogla tani.

Azelma dëgjonte Eponinën duke shqyer sytë nga habia. Nga ana tjetër, pijanecët kishin pirë shumë dhe po bëheshin gjithnjë e më në qejf. Ata këndonin. Zoti Tenardie shkoi të merrte pjesë në gazin e tyre. Kozeta, nën tryezë, shikonte zjarrin duke mbajtur në krahë pakon me lecka dhe duke kënduar trishtueshëm me zë të ulët.

Zonja Tenardie erdhi e pyeti edhe njëherë bujtësin, nëse dëshironte të hante darkë ndonjë gjë.

- Më sillni bukë dhe djathë, - tha burri.

"Qenka me të vërtetë i varfër", mendoi ajo.

Klientët që pinin vazhdonin gjithmonë me këngët e tyre. Nën tryezë, këndonte edhe vogëlushja.

Papritur, Kozeta ndaloi. Ajo u kthye dhe pa kukullën e zonjushave të vogla Tenardie, që e kishin lënë përtokë disa hapa larg tryezës së kuzhinës.

Ajo i shëtiti ngadalë sytë përqark sallës. Zonja Tenardie fliste me zë të ulët me të shoqin dhe numëronte lekët. Ponina dhe Zelma luanin me macen, nuk e shihte asnjë. Ajo u zvarrit nga poshtë tryezës dhe mori kukullën. Një çast më vonë, ajo ishte rikthyer në vendin e saj, mbi dysheme, kishte kthyer shpinën në mënyrë që t'a zinte dritën kukullës, të cilën në ato çaste po e mbante në krahë. Fytyra e Kozetës shprehte lumturi, sepse ngazëllimi i të luajturit me një kukull prej vërteti për të ishte gjë e rrallë.

Vetëm udhëtari që po hante darkën e tij të lehtë e vuri re. Një nga këmbët e kukullës kishte dalë sheshit dhe zjarri i oxhakut e ndriçoi. Këmba ngjyrë trëndafili dhe e shndritshme, që doli nga hija i ra në sy Azelmës. Ajo i tha Eponinës:

- Shiko, e dashur motër!

Dy vajzat e vogla ndaluan. Çfarë! Kozeta guxoi të prekë kukullën e tyre! Eponina u ngrit dhe, macen nën sqetull, shkoi drejt së ëmës dhe filloi ta tërheqë nga fundi.

- Më lër rehat, - i tha e ëma. Për çfarë më do? - Nënë, - tha fëmija, - shiko pak! dhe me gishtin tregues shenjoi Kozetën.

Vogëlushja as shikonte dhe as dëgjonte. Ajo ishte përhumbur në lurnturinë e saj.

Fytyra e zonjës Tenardie u egërsua. Të prekje kukullën e atyre zonjushave! Kjo nuk durohej! Ajo bërtiti me një zë të ashpër:

- Kozetë!

Kozeta u kthye vringthi me frikën ndër sy.

- Kozetë! përsëriti Tenardieja.

Kozeta vendosi kukullën përtokë me njëfarë respekti të përzier me dëshpërim. Atëherë ajo u zmbraps, pa hequr sytë nga kukulla dhe, ajo që nuk kishte ndodhur as kur rendi nëpër pyll, as kur kishte mbajtur kovën e rëndë, as kur kishte humbur lekët, as kur zonja e kërcënoi me bastun dhe as kur kishte dëgjuar fjalët e zonjës Tenardie, më në fund mbërriti: Kozeta po qante.

Në këtë e sipër udhëtari u ngrit në këmbë.

- Çfarë ngjau? - pyeti ai zonjën.

- Nuk e shihni? - i tha Tenardieja duke treguar me gisht kukullën tek këmbët e Kozetës.

- E pastaj, çfarë?- u përgjigj burri.

- Kjo maskareshë, - u përgjigj Tenardieja, - ka guxuar të prekë kukullën e vogëlusheve të mia.

- Gjithë kjo zhurmë për kaq gjë! - ia ktheu burri. - E përse nuk duhet të luajë ajo me kukullën?

- Ajo e ka prekur me ato duar të fëlliqura! - rifilloi zonja Tenardie, - me duart e saj të pista!

Në atë çast, Kozeta filloi të qajë edhe më me ngashërim.

- Do ta qepësh? - iu hakërrye gruaja. Burri eci drejt portës që binte nga rruga, e hapi dhe doli. Në atë çast Tenardieja i dha fëmijës nën tryezë një shkelm të fortë, saqë e bëri të lëshonte një rënkim.

Dera u hap përsëri dhe u rishfaq i panjohuri, në duar mbante kukullën e dyqanit ballas, atë që gjithë fëmijët e fshatit e sodisnin nga mëngjesi në darkë dhe ia vendosi përpara Kozetës duke i thënë:

- Merre, kjo është për ty.

Kozeta ngriti sytë. Kur pa atë njeri që po i afrohej me kukullën në duar ishte njëlloj sikur të kishte parë vetë diellin të zbriste në tokë. Dëgjoi ato fjalë, që në fillim nuk po u besonte veshëve:

- Kjo është për ty.

Vështroi me dashamirësi të panjohurin, pastaj hodhi sytë nga kukulla. Nuk u besonte as syve, as veshëve. Më pas eci pak mbrapsht dhe shkoi të fshihej thellë nën tryezë, në një cep të murit. Ajo nuk po qante më, nuk po ngashërehej. Dukej sikur nuk guxonte as të merrte frymë.

Tenardieja, Eponina dhe Azelma kishin shtangur në vend. Edhe ata që po pinin kishin ndaluar. Në gjithë hotelin mbizotëroi një heshtje e madhe. Zonja Tenardie, e heshtur, rifilloi të pyes veten: "Ç'të jetë vallë ky plakaruq? Çfarë është vallë, i varfër apo milioner? Ndoshta që të dyja bashkë, domethënë një hajdur.

Zoti Tenardie, shikonte me radhë njëherë kukullën e njëherë udhëtarin. I studionte sikur të hetonte një çantë me para. Pastaj shkoi te bashkëshortja e tij dhe i tha me zë të ulët:

- Kjo kukull kushton e pakta tridhjetë franga. Bëj çfarë të dëshirojë ai njeri!

- Hajde pra, Kozeta, - i tha zonja Tenardie duke u munduar ta zbuste pak tonin e zërit, a nuk ke dëshirë ta marrësh në duar kukullën tënde?

Kozeta doli nga strehimi i saj.

- Vogëlushja ime Kozetë, - filloi t'i fliste zonja Tenardie me zërin e saj të shtirur, zotëria po të dhuron një kukull. Merre! Është e jotja.

Fëmijës nuk i ishin tharë ende lotët në fytyrë, por sytë filluan t'i mbusheshin me gëzim. Megjithatë, kishte aq frikë sa i dukej se nëse e prekte atë kukull do binte rrufeja. I dha fund duke ecur pak përpara e duke thënë:

- A mundem zonjë?

- Sigurisht, iu përgjigj zonja Tenardie, - është e jotja. Zotëria ta dhuroi.

- Me të vërtetë, zotëri? pyeti Kozeta. - A është e vërtetë? E imja është zonjë?

I huaji dukej se kishte arritur në atë pikë, kur njerëzit nuk flasin dot, pasi duan ta mbajnë veten e mos u dorëzohen lotëve. Ai ia bëri me shenjë Kozetës dhe vuri dorën e "zonjës" mbi dorën e saj të vogël. Kozeta e tërhoqi menjëherë dorën, sikur dora e "zonjës" ta digjte dhe filloi të shikonte përdhe. Papritur, ajo u kthye, mori kukullën dhe e shtrëngoi fort në gjoks.

- Do ta quaj Katerina, - tha ajo. - Zonjë, e pyeti vajza, - a mund ta vendos mbi një karrige?

- Po, e dashur, - iu përgjigj Tenardie. Tani, ishin Eponina dhe Azelma që e shikonin Kozetën me zili.

Kozeta vuri Katerinën mbi një karrige, pastaj u ul përtokë para saj pa thënë asnjë fjalë, madje nuk mundi të bënte as edhe një lëvizje.

- Luaj pra, Kozeta, i tha i huaji.

- Oh! Po luaj, - ia ktheu fëmija.

Ky njeri, ky i panjohur që dukej si i dërguari i zotit për Kozetën, ishte në atë çast personi që zonja Tenardie urrente më

shumë në botë. U tha vajzave të saj të shkonin të shtriheshin, pastaj e pyeti burrin me xhaketë të verdhë nëse mund ta dërgonte edhe Kozetën të shtrihej në shtrat.

- Meqë sot është lodhur shumë, shtoi ajo duke u shtirur, si një nënë e vërtetë. Kozeta shkoi të flinte duke marrë në krahë edhe Katerinën.

Tenardie shkonte herë pas here në cepin tjetër të sallës ku qëndronte i shoqi. Ajo po i fliste për të panjohurin.

- Kafshë e vjetër! Çfarë ka në bark vallë? Vjen këtu dhe na shqetëson? Kërkon që ajo fëmijë e poshtër të luajë! I dhuroi edhe kukull, pale! Ti. japësh një kukull dyzetë frangëshe një qeneje, që unë nuk do t'ia jepja as për dy kacidhe! Kjo do të thotë të mos kesh dy pare mendtë?!

- Përse? Kjo është fare e thjeshtë, u përgjigj zoti Tenardie, - ndoshta kjo e zbavit! Ty, të zbavit ideja që fëmija të punojë. Ndërsa ai argëtohet kur e shikon që luan. Kjo është e drejta e tij. Udhëtari po pagoi, mund të bëj ç'të dëshirojë. Nëse këtij plakaruqi i pëlqiejnë fëmijët, kjo s'të hyn në xhep. Përse duhet të përzihesh? Ai ka paranë, apo jo?

I panjohuri vendosi dy bërrylat mbi tryezë dhe rifilloi ëndërrimin e tij me sy hapur. Udhëtarët e tjerë kishin pushuar së kënduari dhe e shikonin që me respekt që nga cepi tjetër i sallës.

Kështu kaluan shumë orë. Klientët e tjerë u larguan. Në sallë s'kishte mbetur më njeri. Zjarri u shua: bujtësi i heshtur qëndronte gjithmonë në të njëjtin vend. Herë pas here, ai lëvizte njërën këmbë. Kjo ishte e gjitha. Që nga çasti që Kozeta ishte larguar ai nuk kishte thënë asnjë fjalë.

Në sallë, kishin mbetur vetëm Tenardietë.

- Kështu do ta kalojë natën vallë?- pyeti e shoqja. Kur kishte trokitur ora dy e mëngjesit, ajo i tha të shoqit:

- Jam shumë e lodhur, po shkoj të fle. Bëj çfarë të duash me të.

Zoti Tenardie u ul në një tryezë në qoshe dhe filloi të lexonte. Kaloi kështu një kohë e mirë. Tenardie lëvizi, u kollit, pështyu, shfryu hundët. Asnjë lëvizje nga ana e burrit. Së fundmi, ai guxoi të thoshte:

- Zotëria nuk dëshiron të çlodhet pak? Po ti thoshte "Nuk dëshironi të flini" do t'i dukej e pahijshme. "Të çlodheni" kishte edhe respektin

Pastaj një dhomë ku "flihej kushtonte njëzet lekë, dhoma ku "çlodhej" kushtonte 20 franga.

- Po, po! - i tha i panjohuri, keni të drejtë.

- Ku e keni haurin e kuajve, zotëri?

- Zotëri, - u përgjigj zoti Tenardie me një buzëqeshje, - po iu shoqëroj për atje. Tenardie mori llambën, i panjohuri mori pakon dhe bastunin e tij, dhe njëri pas tjetrit u futën në një dhomë në katin e parë të mobiluar plot shije.

- Po kjo, ç'është e pyeti udhëtari.

- Është dhoma jonë e martesës, - iu përgjigj hotelxhiu. Tani, unë dhe gruaja banojmë në një dhomë tjetër. Këtu hyjmë e shumta tri ose katër herë në vit.

- Do më kishte pëlqyer shumë të flija në një haur me kuajt!

Tenardie bëri sikur nuk e dëgjoi këtë vërejtje. Ndezi llambën. Një zjarr bubulak ngrohte dhomën.

Kur udhëtari ktheu kokën, hotelxhiu ishte zhdukur. Ishte larguar pa guxuar t'i uronte natën e mirë.

Në dhomën e gjumit, gruaja ishte shtrirë, por nuk e kishte zënë gjumi. Kur dëgjoi hapat e të shoqit, ajo u kthye me fytyrë nga ai dhe i tha:

- E di që nesër do ta përzë fare Kozetën.

Tenardie iu përgjigj ftohtë:

- Mos fol para kohe!

Ata nuk shkëmbyen asnjë fjalë më shumë dhe disa minuta më vonë, llamba e tyre u fik.

Nga ana e tij, udhëtari vendosi pakon dhe bastunin e tij. U ul mbi krevat dhe për njëfarë kohe qëndroi i kredhur në mendime. Pastaj hoqi këpucët, mori llambën, shtyu derën dhe doli nga dhoma, duke parë përreth tij si dikush që kërkon diçka. Mbërriti tek shkallët. Diku në qoshe, ai dëgjoi një zhurmë të lehtë e të ëmbël që ngjante me frymëmarrjen e një fëmije. Ndoqi furfurimën e frymëmarrjes dhe mbërriti nën shkallë. Aty, në mes të lloj-lloj letrash të vjetra dhe shishesh të pista, në pluhur, ndodhej një shtrat, nëse mund ta quajmë shtrat një grumbull kashte, të shtruar përtokë. Në atë krevat Kozeta po flinte një gjumë të thellë. Kishte rënë në shtrat krejt e veshur. Dimrit, ajo nuk zhvishej që të mos ngrinte gjatë natës.

Në gjoks mbante shtrënguar fort kukullën që i kishte dhuruar ai. Herë pas here, vogëlushja lëshonte një psherëtimë të thellë dhe atij i dukej sikur do të zgjohej; por ajo shtrëngonte fort në krahë kukullën me ata sy që shkëlqenin në errësirë. Në anë të shtratit të saj, ndodhej vetëm njëra prej këpucëve të saj të mëdha.

Një derë e hapur pranë shtratit të Kozetës mundësonte të shikoje një dhomë; i huaji hyri brenda. Në fund, nëpërmjet një porte me xhama, shiheshin qartë dy shtretër të vegjël. Ishin të Azelmës dhe të Eponinës.

Kur ishte gati duke dalë, pranë zjarrit që po fikej, zunë sytë dy këpucë të vogla. I erdhi ndërmend zakoni fëmijëve që, edhe në vendin e tij gjithashtu, natën e Krishtlindjeve i vendosin këpucët e tyre pranë zjarrit me shpresën se të nesërmen do të gjenin aty një lodër. Eponina dhe Azelma nuk kishin harruar që t'i vinin këpucët e tyre pranë oxhakut.

Udhëtari u përkul lehtë mbi to dhe pa se nëna e tyre kishte vendosur në secilën prej këpucëve nga një monedhë dhjetë lekëshe fringo të re.

I huaji u ngrit në këmbë dhe bëri të dalë, kur nga fundi i vatrës dalloi, larg dy të tjerave, një këpucë të vjetër të përdorur, gjysmë të thyer. Ishte nallania e Kozetës. Fëmija nuk e humb kurrë shpresën …

I huaji kërkoi në xhepin e tij dhe vendosi në atë nallane të ngrënë nga përdorimi një monedhë prej ari. Së fundmi, në majë të gishtave u kthye në dhomën e tij.

# TENARDIEJA BËN DREDHI

Të nesërmen në mëngjes, të paktën dy orë para se të agonte, e ulur në një tryezë pranë një llambe në sallën e ulët të hotelit, një pendë në dorë, Tenardieja po përgatiste llogarinë e udhëtarit me xhaketë të verdhë. Më këmbë, e përkulur lehtë mbi të shoqin, zonja Tenardie e ndiqte me sy. Ata nuk flisnin. Në shtëpi u dëgjua një zhurmë. Ishte Kozeta që po fshinte shkallët.

Pas një çerek ore të mirë,Tenardie i kishte përfunduar llogaritë. Ja se çfarë kishte shkruar ai:

Faturë për zotërinë e dhomës Nr. 1.

| | |
|---|---|
| *Darka* | *3 franga,* |
| *dhoma* | *10 franga,* |
| *llamba* | *5 franga,* |
| *zjarri* | *4 franga,* |
| *shërbimi* | *1 franga,* |
| *Gjithsej* | *23 franga.* |

-Njëzetetre franga! - thirri gruaja, duke parë të shoqin sikur të ishte ndonjë njeri i madh.

Ashtu si gjithë artistët e famshëm, edhe zoti Tenardie nuk ndihej i kënaqur.

- Peuh! - ia bëri ai duke shtrembëruar buzët.

- Zoti Tenardie, ke të drejtë, e ka hak këtë, - iu përgjigj gruaja duke menduar kukullën, që i huaji i dhuroi Kozetës dhe para vajzave të saj.

- Edhe pse me të drejtë, është ca si tepër. Ai nuk do dojë të paguaj.

Tenardie qeshi. Ç'ishte e thënë do të bëhej. Gruaja filloi të rregullonte tryezat. Ai i binte kryq e tërthor sallës. Një çast më vonë ai shtoi:

- Kam njëmijë e peseqind franga borxh,unë! -tha, e shkoi u ul mendueshëm pranë zjarrit, me këmbët shtriqur para.

- Ah! Harrova, - rifilloi gruaja, - mos harro që sot do ta përzë Kozetën? Mosmirënjohësen e dreqit!

Zoti Tenardie ndezi çibukun dhe u përgjigj:

- Jepja ti llogarinë zotërisë.

Sapo kishte dalë nga salla, kur brenda hyri i panjohuri. Tenardie u kthye fill pas tij dhe ndaloi para derës në një cep ku vetëm e shoqja mund ta shihte.

- Përse u ngritët kaq herët? — e pyeti Tenardieja. - Kaq shpejt do largohet, zotëria?

Duke folur në këtë mënyrë, ajo vërtiste me një pamje bezdisëse faturën në duart e saj. T'i paraqisje një llogari të tillë dikujt që kishte pamjen e një njeriu të varfër, kjo i dukej ca e vështirë.

Udhëtari megjithëse të jepte përshtypjen sikur e kishte mendjen tjetërkund, përsëri iu përgjigj:

- Po zonjë, po iki.

- Zotëri, - foli përsëri ajo, - nuk keni më punë në Monfermej?

- Jo. Kalova kalimthi këtej. Kjo ishte e gjitha. - Zonjë, - shtoi ai, - sa ju detyrohem?

Zonja Tenardie, pa u përgjigjur, i zgjati faturën e llogarisë të palosur. Burri e shpështolli fletën, e pa, por vazhdonte të ishte i përhumur.

- Zonjë, - foli përsëri bujtësi, - si ju venë punët? Merreni me çështje të vështira këtu në Monfermej?

- Jo, zotëri, - u përgjigj Tenardie e habitur që ai nuk u mërzit dhe vazhdoi:

- Oh! Zotëri, kanë ardhur kohëra të vështira! E pastaj njerëzit e pasur këtu janë si ujët e pakët! Nëse nuk kemi tek-tuk udhëtarë si zotëria juaj do na kishte marrë lumi! Përveç të tjerave kemi dhe shumë shpenzime. Shikoni, vetëm ajo e vogla kushton një djall e gjysmë.

- Cila e vogël?

- Ajo pra, vogëiushja, e dini! Kozeta!

- Po sikur t'ua merrja unë?

- Kë? Kozetën?

- Po. Fytyra e kuqe e zonjës Tenardie u ndriçua nga një buzëqeshje e shëmtuar.

- Ah! Zotëri, i dashur zotëri! Merreni, merreni me vete dhe faleminderit njëqind herë, faleminderit në emër të zotit.

- U tha u bë. - Vërtet? Dëshironi ta merrni me gjithë mend?

- Po, do ta marr me vete. Sa të bëhet gati vogëlushja, - vijoi i panjohuri, - unë po ju paguaj. Sa kushton?

Ai i hodhi një sy faturës dhe thirri:

- Njëzet e tre franga! Ai shikoi hotelxhiun dhe përsëriti: - Njëzet e tre franga! Zonja Tenardie pati kohë të përgatitej dhe iu përgjigj me zë të lartë:

- Po zotëri, fatura kushton 23 franga.

I huaji vendosi pesë monedha 5 frangëshe mbi tryezë.

- Shkoni dhe më sillni vogëlushen, - tha ai.

Në atë çast, Tenardie eci para deri në mes të sallës dhe tha:

- Zotëria duhet të paguaj 26 franga.

- 26 franga! - sokëlliu gruaja.

- Njëzet për dhomën, - u përgjigj Tenardie ftohtë, - dhe 6 për darkën. Përsa i përket vogëlushes, kam nevojë të flasë me zotërinë. Na lër vetëm, e dashur.

Zonja Tenardie parandieu se bëhej fialë për diçka serioze e se diçka e madhe do të ndodhte. Ajo nuk e bëri fjalën dysh dhe doli.

Tenardieja i afroi një karrige udhëtarit. Ky i fundit u u1. Tenardie qëndroi në këmbë dhe fytyra e tij veshi pamjen e një njeriu plot mirësi dhe plot thjeshtësi.

- Zotëri, - tha ia, - dua t'u them se unë e dua shumë atë fëmijë.

I huaji e pa drejt e në sy.

- Cilën fëmijë?

Tenardie vazhdoi: Kjo punë është e çuditshme. Të hyn në zemër Paratë shkojnë e vijnë, fëmija nuk këmbehet me të holla?

Merrini prapë ato monedha njëqind frangëshe.

Unë e dua atë fëmijë.

- Kë kështu? pyeti i huaji.

- Vogëlushen tonë Kozetë!A nuk shprehët dëshirën se doni ta merrni me vete?

Po flas hapur e po të them të vërtetën, unë nuk dua që ajo të ndahet nga ne. Do të më mungonte shumë, ajo fëmijë. Ka jetuar me ne që foshnjë. Është e vërtetë që na kushton shtrenjtë. Është e vërtetë që është gënjeshtare. Është e vërtetë që ne nuk jemi të pasur. Është e vërtetë që unë kam paguar më shumë se katërqind franga ilaçe vetëm për një nga sëmundjet e saj! Por për hir të zotit, duhej bërë diçka. Ajo krijesë nuk ka as baba as nënë; e kam rritur vetë. E kam njëlloj si fëmijët e mi. E kam shumë për zemër atë

vogëlushe. Bashkëshortja ime është pak e vrazhdë, por edhe ajo e do gjithashtu. Shikoni, zotëri, ne e konsiderojmë si vajzën tonë të tretë. Kam nevojë ta shoh të luaj rrotull meje.

I huaji nuk ia ndante sytë.

-Më falni, ju kërkoj falje zotëri, por nuk i jepet fëmija të huajit të parë që del përpara, kot për kapriço. Apo nuk kam të drejtë, si thua? Nga ana tjetër, unë nuk them, ju jeni i pasur, keni pamjen e një njeriu të mirë, por duhet ta dimë se në ç'familje po shkon që herë pas here të shkojmë ta vizitojmë, që ajo ta dijë se ne mendojmë dhe shqetësohemi për jetën e saj. Unë as emrin nuk ua di. Të paktën të më tregonit ndonjë copë letër, ndonjë pashaportë, apo ku di unë!

I huaji, gjithmonë duke mos reshtur së pari hotelexhiun thellë në sy, iu përgjigj me një zë të thatë:

- Zoti Tenardie, unë nuk e marr pasaportën me vete kur udhëtoj deri në një distancë prej njëzet kilometrash nga Parisi. Nëse e marr me vete Kozetën, do ta marr medoemos dhe kjo është e gjitha. Përpos ju nuk keni pse ta merrni vesh emrin tim, ju nuk keni për ta parë shtëpinë time, ju nuk keni për ta ditur se ku do të jetojë ajo dhe nuk keni për ta parë kurrë më në jetën tuaj. Isha i qartë? Po apo jo.

Një natë më parë, duke pirë me pirësit, duke kënduar e duke pirë duhan, Tenardie e kishte kaluar mbrëmjen duke studiuar të panjohurin me hollësi, njëlloj sikur të ishte paguar për këtë punë. Ai e kishte kuptuar që interesohej për Kozetën. Tashmë ishte i bindur që Kozeta i interesonte këtij njeriu? Përse vallë? Ç'të ishte vallë ky i panjohur? Përse, me gjithë këto para, mbante veshur këto rroba të mjerueshme? Ai i bluajti këto mendime në kokë për gjithë natën. Ai nuk mund të ishte babai i fëmijës. Mos ishte ndonjë

gjysh? Kur të përket diçka me të drejtë nuk ke pse ta fshehësh. Ky njei nuk kishte të drejta mbi Kozetën. Atëherë, kush ishte vallë?

Zoti Tenardie nuk arrinte ta kuptonte atë njeri. Megjithëse, në fillim, e kishte ndier veten të fortë, para pamjes së vendosur të atij të panjohuri ai u ndie i dobët. Nuk e kishte parashikuar diçka të tillë. Me një vështrim të shpejtë, ai gjykoi se kishte ardhur çasti i duhur ti fliste hapur dhe pa nënkuptime.

- Zotëri, - tha ai, - më duhen një mijë e pesëqind franga!

I huaji nxori nga xhepi i anës një portofol prej lëkure të zezë, e hapi dhe nxori tri kartmonedha pesëqindfrangëshe. Pastaj vendosi grushtin e tij të madh mbi kartëmonedhat dhe iu drejtua hotelxhiut:

- Më thirr Kozetën.

Po me se po merrej Kozeta ndërkohë?

Me t'u zgjuar vrapoi drejt çizmes së saj. Gjeti brenda në të monedhën e floririt. Nuk e dinte se çfarë ishte ajo copë metalike. Ajo nuk kishte parë kurrë më parë një të e fsheu shpejt e shpejt në xhepin e saj, sikur ta kishte vjedhur. Megjithkëtë e parandieu se ishte diçka e mirë. Nga thellësia e zemrës ajo e dinte se nga vinte ajo monedhë ari.

Gëzimi i saj ishte ende i përzier me frikën, por ishte e lumtur. Vetëm i huaji nuk i ngjallte frikë. Përkundrazi, që prej natës së mëparshme, madje edhe në gjumë, në shpirtin e saj të vogël prej fëmije ajo mendonte për atë burrë, që shëmbëllente me një plak të moshuar dhe të varfër, shumë i trishtuar, por që ishte aq i pasur e aq mirë. Që nga çasti që ajo e takoi në pyll, për të kishte ndryshuar gjithçka.

Kozeta, lumturia e së cilës kishte qenë si ajo e zogut në kafaz nuk e kishte mësuar ndonjëherë se çfarë ishte dashuria e një

nëne. Që pesë vjeçe, domethënë aq sa ajo mund të sillte ndëmend nga e kaluara, fëmija e gjorë kishte pasur gjithmonë ftohtë. Tani, për herë të parë në jetën e saj ajo ndieu brenda vetes diçka që kishte ndjesinë e të ngrohtit. Nuk kishte më frikë nga zonja Tenardie. Nuk ishte më vetëm. Kishte dikë që e përkrahte.

Ajo iu fut punës që me mëngjes. Monedha metalike që mbante me vete në atë xhep nga ku i kishin rënë lekët një natë më parë, e bënte të ëndërronte.

Ajo nuk guxonte ta prekte lekun me dorë, por kaloi çaste të gjata duke e shikuar, sikur të ishte yll që shndriste.

Tenardie mbërriti pikërisht në çastin kur Kozeta kishte ndaluar së punuari. Fëmija nuk hëngri të goditura dhe po pyeste veten se çfarë po ndodhte.

- Kozeta, - e thirri gruaja thuajse ëmbëlsisht, - hajde shpejt.

Një çast më vonë, Kozeta hyri në sallën e ulët. I huaji mori pakon që kishte sjellë dhe e hapi. Nxori nga pakoja një fustan të vogël leshi, një xhup, çorape, këpucë, të gjitha rrobat e nevojshme për një vogëlushe 8-vjeçare.

- Bija ime, - i tha burri, - merri këto dhe shko vishu shpejt e shpejt.

Dita kisha zbardhur, kur banorët e Monfermejit që po fillonin të hapnin kortinat e portave panë të kalonte në rrugën e Parisit një burrë të veshur si mos më keq kapur për dore një vajzë të vogël veshur e gjitha me të zeza, në krahët e së cilës qëndronte një kukull e madhe. Kishin marrë rrugën që të shpie në Livri.

Ishte i panjohuri së bashku me Kozetën. Fëmija po largohej. Po me kë? Ajo nuk e dinte. Për ku? Edhe këtë nuk e dinte. Gjithë çfarë ajo kuptonte ishte se po linte pas shpine hotelin e Tenardieve.

Askush nuk i tha mirupafshim, as ajo vetë nuk i tha ndonjërit mirupafshim.

# TENARDIE NDRYSHON MENDIM

Si zakonisht, zonja Tenardie e la të shoqin të bënte si të donte. Ajo parashikonte, e thamë edhe më parë, diçka të çuditshme.

Kur i panjohuri dhe Kozeta ishin nisur, Tenardie pasi kishte kaluar më shumë se një çerek ore, thirri të shoqen dhe i tregoi njëmijë e pesëqind frangat.

- Vetëm kaq! - thirri ajo.

Qëkurse ishin martuar, për herë të parë ajo guxoi të shprehte mendimin se nuk ishte dakord me veprimin që kishte bërë i shoqi. Kishte qëlluar në shenjë.

- Ke të drejtë, - tha ai, - u budallallepsa fare. Më jep kapelën.

Palosi tri kartmonedhat, i vuri në xhep dhe doli sa më shpejt që mundi. Një fqinj i tha se kishte parë Kozetën dhe të huajin të iknin në drejtim të Livrisë. Ai ecte me hapa të mëdha e duke folur me vete.

- Ai njeri duhet të jetë ndonjë milioner i veshur me të vjetra. Në fillim dha njëzet monedha, pastaj pesë franga, pastaj njëmijë e pesëqind franga, gjithmonë pa iu dridhur dora. Po do ta gjej se s'bën.

Pastaj, ajo pakoja me rroba e përgatitur më parë për vogëlushen. Të gjitha këto ngjarje të çuditshme. Ai njeri ishte minierë ari. Duhej të dinte sesi ta shfrytëzonte rastin.

Kur dilje nga Monfermeji dhe merrje kthesën për të shkuar në rrugën që të shpinte në Livri, nga larg shihej si në pëllëmbë të dorës gjithë rrafshina. Me të mbërritur atje, Tenardie, mendoi të

shikonte njëherë se mos shihte burrin dhe vogëlushen. U përpoq të shihte sa më larg që mundi, por nuk dalloi gjë. Pyeti përsëri. Disa kalimtarë i thanë se burri dhe vogëlushja që ai kërkonte hynë në pyllin në anën e Ganjit. Ai vrapoi në atë drejtim. Ata ishin nisur më parë se ai; por një fëmijë ecën ngadalë, ndërsa ai ecte shpejt. Për më tepër e vendin njihte për mrekulli.

Ai kaloi mespërmes pyllit dhe sakaq dalloi një kapelë që për të ishte e njohur. Nuk ishte kapela e një fëmije të fshehur pas pemës, por koka e kukullës. I panjohuri ishte ulur për ta lënë Kozetën të çlodhej.

Hotelieri bëri një rrethore dhe u shfaq papritur para atyre që po kërkonte.

- Më falni, ju kërkoj ndjesë, zotëri, - tha ai, -por më duhet t'ua kthej mbrapsh paratë.

Duke folur në këtë mënyrë, ai i zgjati të panjohurit tri kartmonedhat. Burri ngriti sytë drejt tij.

- Ç'do të thotë kjo?

Tenardie u përgjigj me respekt:

- Zotëri, kjo do të thotë që do ta marr përsëri Kozetën.

- Ju do të merrni Kozetën?

- Po, zotëri, do ta rimarr. Sapo jua thashë: unë nuk kam të drejtë t'ia lë vogëlushen një të huaji. Mua ma ka lënë e ëma, nuk mund t'ia kthej tjetër njeriu veçse nënës së saj. Mos më thuaj:

- Por, nëna e saj ka vdekur.

- Atëherë, më duhet një dokument i firmosur prej saj. Kjo besoj, është më e pakta që mund të kërkoj.

Burri, pa u përgjigjur, kërkoi në xhepin e tij dhe zoti Tenardie pa të rishfaqej portofoli me kartëmonedhat. Ai ishte i lumtur.

"Bukuri, -mendoi me vete, ai do më paguaj!"

Para se të hapte portofolin udhëtari hodhi një vështrim të shpejtë rreth e rrotull. Nuk pa asnjë njeri. Atëherë,hapi portofolin dhe tërhoqi, jo kartëmonedhat që priste Tenardie, por një letër të thjeshtë të vogël, të cilën, të shpalosur, ia drejtoi duke i thënë:

- Keni të drejtë. Lexojeni.

Tenardie mori letrën dhe lexoi:

"Zoti Tenardie, jepjani vajzën personit në fjalë. Do t'u paguhen të gjitha gjërat e vogla. Kam nderin t'ju përshëndes nga larg. Fantina".

- E njihni këtë shkrim? - e pyeti burri. -Është firma e Fantinës.

Tenardie e njihte. Atij i ngecën fjalët në grykë dhe ndihej si i vrarë. I panjohuri vijoi:

- Po të doni, letrën mund ta ruani.

- Ky shkrim mund të jetë i falsifikuar, u përgjigj hotexhiu … Pastaj u përpoq edhe një herë të fundit. - Zotëri, - tha ai, - ashtu qoftë. Ju jeni personi. Por duhet të më paguani "të gjitha gjërat e vogla". Më detyroheni shumë. Burri u ngrit në këmbë.

- Zoti Tenardie, në muajin janar nëna e Kozetës llogariste se ju detyrohej njëqindenjëzet franga. Ju në muajin shkurt i kërkuat asaj pesëqind franga; në fund të po atij muaji ju morët treqind franga dhe, po aq franga, në fillim të muajit mars. Për nëntë muajt që vijuan, ju detyrohen, e shumta njëqindetridhjetë e pesë franga. Si rrjedhojë, ju keni marrë njëqind franga tepër. Mbetën që t'ju paguhen 35 franga, kure unë sapo u dhashë njëmijë e pesqind franga.

I bërë edhe një herë për ujë të ftohtë, zoti Tenardie thirri me zemërim:

- Zotëri, unë nuk u di as emrin, - dhe shtoi duke i lënë mënjanë, këtë herë, mënyrat e mirësjelljes. - Ju duhet të më jepni pesë mijë franga, përndryshe nuk ua lë ta merrni me vete Kozetën.

I huaji foli qetësisht: - Hajde, Kozeta.

Kapi Kozetën nga dora e majtë dhe në të djathtën rrëmbeu bastunin e tij. Tenardie nuk guxoi të thoshte asgjë. Burri dhe fëmija hynë në pyll.

Ndërkohë që ata ecnin përpara, Tenardie hetoi supet e gjera të të panjohurit, si dhe grushtet e tij të mëdhenj. Pastaj i ktheu sytë mbi veten, i uli mbi krahët dhe duart e tij të dobëta. "Jam me të vërtetë budalla, mendoi, që nuk mora një armë me vete! Por dua të di se ku po shkon". Dhe kështu vendosi t'i ndjekë, copën e letrës së Fantinës dhe një mijë e pesëqind frangat në xhep.

I huaji e çonte Kozetën në drejtim të Livrit. Ecte ngadalë dhe kokëulur. Dimri bënte që gjethet e pemëve të binin dhe Tenardie nuk donte t'i humbiste ata nga sytë, qoftë edhe duke ndenjur në largësi. Herë pas here burri kthente kokën dhe shikonte nëse po e ndiqnin. Befas, ai hyri me Kozetën në një pjesë të pyllit të dendur ku nuk mund të shiheshin as njëri as tjetri. Zoti Tenardie shpejtoi hapin.

Dendësia e pyllit e detyroi të afrohej fare pranë tyre. Ai u mundua të fshihej nën degë, por ata e panë. I panjohuri i hodhi një vështrim dhe më pas vazhdoi rrugën. Hotelxhiu filloi t'i ndiqte përsëri. Bënë kështu nja dyqind a treqind hapa. Papritur, i panjohuri ktheu edhe njëherë kokën të shihte pas. Shikoi hotelxhiun me një pamje aq të nevrikosur, saqë ky i fundit gjykoi "e kotë" të shkoj më tutje.

Tenardie u kthye në shtëpi.

## RISHFAQET NUMRI 9430

Zhan Valzhani nuk kishte vdekur.

Pasi kishte rënë në det, notoi nën ujë deri poshtë një anije ku mundi të ngjitej me shpejtësi e pa u vënë re dhe të fshihej aty deri në mbrëmje. Gjatë natës, ishte hedhur përsëri në det dhe kishte notuar për një kohë të gjatë derisa arriti në tokë të largët, në jug. Atje, meqë paratë nuk i mungonin, bleu disa rroba tek një hotelxhi nga Balagiera, mjaft i njohur nga të dënuarit e Tulonit, i cili i mbaroi punë shpejt e shpejt. Pastaj Zhan Valzhani shkoi në Alpet e Sipërme, duke udhëtuar pjesën më të madhe të kohës natën, gjithmonë duke u fshehur. Më vonë, arritëm të mësonim se kishte kaluar në Ain. Më së fundi mbërriti në Paris. Pak më parë e pamë në Monfermej.

Me të mbërritur në Paris, gjëja e parë që e shqetësonte ishte të blinte disa rroba të zeza për një vogëlushe të vogël shtatë tetë vjeçe, si dhe të merrte me qira një shtëpi. Ai konsiderohej i vdekur dhe lajmin e mësoi nga gazetat dhe, një lajm i tillë, sikur i dha pak paqe.

Zhan Valzhani u kthye në Paris, po atë ditë që mori Kozetën nga shtëpia e Tenardieve, duke kaluar nga porta e Monsosë. Atje, i hipi një karroce që e shoqëroi deri në Observator. Zbriti në Observator, pagoi shoferin, mori Kozetën për dore dhe që të dy, në natën pisë të zezë, midis disa rugicave të vogla, shkuan në shëtitoren e Spitalit.

Kishte qenë një ditë e lodhshme. Në pyll hëngrën bukën dhe djathin, që kishin blerë në një bujtinë çfarëdo. Ndërruan disa karroca. Ecën kilometra të tëra në këmbë. Megjithatë, Kozeta nuk ankohej, por Zhan Valzhani e vuri re lodhjen e saj. E mori hopa në kurriz. Kozeta, një krah rreth Katerinës, tjetrin rreth qafës së burrit, vendosi kokën mbi supin e tij dhe e zuri gjumi.

Zhan Valzhani mbërriti në një lagje të mjerueshme dhe të trishtuar. Ndaloi para numrit 50-52 të shëtitores së Spitalit. Tërhoqi një çelës nga xhepi, hapi derën, pastaj e mbylli nga pas me kujdes. Ngjiti shkallët, duke e mbajtur gjithmonë Kozetën mbi shpinë. E vuri në shtrat dhe u ul.

# FATKEQËSITË QË SOLLËN LUMTURI

Të nesërmen në mëngjes, Zhan Valzhani vazhdonte të qëndronte pranë shtratit të Kozetës. Ai priste i atje, i heshtur pa bërë asnjë lëvizje dhe e sodiste tek zgjohej.

Ndieu se në shpirtin e tij lëvroi një ndjenjë e panjohur. Nuk e dinte se ç'është dashuria.Kishte mbetur fillikat që në moshën 25-vjeçare. Bëri përpjekje të pafundme për të gjetur të motrën dhe nipërit e tij, por nuk ia doli mbanë, ndaj vendosi t'i harrojë e të vazhdojë jetën e tij.

Kur pa Kozetën, kur e mori dhe e shpuri me vete ndjeu tii drithërohej zemra e tij e vjetër. Ishte rizgjuar ana e mirë e karakterit të tij. Qëndronte pranë shtratit ku flinte vogëlushja dhe dridhej nga gëzimi. Ato rrahje zemre, që filluan të gjallërojnë anën e dashurisë, Zhan Valzhanit i krijonte një ndjesi të ëmbël.

Kaluan ditët e para. Kozeta, edhe ajo gjithashtu, ndryshoi. E ëma e kishte lënë tek Tenardietë në një moshë fare të vogël, kështu që nuk e sillte apak ndërmend. Si gjithë fëmijët e tjerë, edhe ajo ishte përpjekur të donte, por e kishin përbuzur të gjithë: Tenardietë, fëmijët e tyre, fëmijët e tjerë. Kozeta kishte dashur shumë qenin, por ai kishte ngordhur. Më pas të gjithë e kishin përçmuar, askush nuk e kishte përfillur. Ndaj edhe, që nga dita e parë kur e takoi, gjithë qenia e saj kishte filluar ta donte atë burrë të moshuar. Nuk i

dukej as i vjetër, as i varfër. Ajo ndihej mirë, madje edhe dhoma e saj e varfër i dukej e këndshme.

Zhan Valzhani e kishte zgjedhur mirë pozicionin e shtëpisë. Asnjë nuk mund ta gjente atë vend. Dritarja e dhomës që ai kishte zënë me Kozetën ishte me pamje nga shëtitorja. Përpos ishte e vetmja dritare e shtëpisë, asnjë fqinj nuk mund t'i shihte as anash e jo më nga përballë.

Kati përdhes u shërbente disa tregtarëve të zarzavateve dhe frutave. Kati i dytë ishte i mbushur me dhoma të shumta, por edhe në papafingo kishte shumë kthina. Një plak e moshuar që pastronte dhomën e Zhan Valzhanit banonte aty e vetme. Ajo ia kishte dhënë dhomën me qira atë ditë Krishtlindjesh, kur ai i qe paraqitur për herë të parë. I kishte thënë se i kishin ecur punët keq, se kishte humbur gjithë paratë e tij dhe se do vinte të banonte aty së bashku me mbesën e tij.

## VËREJTJET E GRUAS SË MOSHUAR

Zhan Valzhani nuk dilte kurrë ditën. Ai shëtiste çdo mbrëmje, sapo fillonte të errej një ose dy orë, ndonjëherë vetëm, në të shumtën e rasteve me Kozetën. Kalonte në rrugët që frekuentoheshin më pak nga kalimtarët. Shkonte shpesh në kishën Sën-Medar, e cila ndodhej pranë shtëpisë ku ai banonte. Kozetën nuk e merrte asnjëherë me vete. Qëndronte me gruan e moshuar, megjithëse vogëlushja vdiste nga dëshira që të shëtiste me plakun.

Parapëlqente më shumë të dilte me të, sesa të luante me kukullën e saj Katerina. Ai ecte duke e mbajtur përdore e duke i treguar gjëra të bukura dhe kjo gjë Kozetën e lumturonte.

Gruaja e moshuar gatuante dhe bënte pazarin.

Ata jetonin si njerëz shumë të varfër. Zhan Valzhani nuk kishte ndryshuar asgjë nga mobiliet që nga dita e parë kur ishin futur në shtëpi. Kishte rregulluar vetëm derën me xham të dhomës së Kozetës, të cilën e kishte zëvendësuar me derë të plotë dërrase dhe një zjarr bubulak digjej gjatë gjithë dimrit në oxhak.

Gjithmonë mbante veshur xhaketën e tij të verdhë, pantallonat e shkurtra të zeza dhe kapelën e vjetër. Në rrugë, e mermin për të varfër. Ndonjëherë, ndodhte që gratë zemërmira ktheheshin mbrapsht e i jepnin ndonjë lekë. Zhan Valzhani i merrte lekët duke i përshëndetur më përzemërsi. Ndodhte dhe të takonte

ndonjë të mjerë; atëherë ai shikonte pas tij nëse e ndiqte njeri dhe pastaj vendoste një copë monedhe në dorën e fatkeqit. Ky veprim e kishte bërë të njohur në lagje.

Portierja plakë interesohej shumë për Zhan Valzhanin, por pa i lënë shkas këtij të fundit për dyshime. Nuk dëgjonte dhe aq mirë, por fliste papushim. I kishin mbetur vetëm dy dhëmbë, njëri lart dhe tjetri poshtë, që trokisnin me një zhurmë të lehtë kur ajo fliste. I kishte bërë disa pyetje Kozetës, e cila, pa ditur gjë, kishte mundur t'i thoshte vetëm që vinin nga Monfermeji. Një mëngjes, plaka pa Zhan Valzhanin të hynte në një nga dhomat e pabanuara të katit. E ndoqi nga pas si ndonjë mace e vjetër dinake dhe vështroi nëpërmjet hapësirës midis dy dërrasave të derës. Zhan Valzhani i ktheu shpinën portës. Plaka e pa tek kërkonte në një xhep dhe nxori që andej një kuti të vogël. Mori një palë gërshërë dhe pak fill. Pastaj, filloi të shqepte pjesën e poshtme të xhaketës dhe nxori nga aty një copë letër të verdhë. E shpalosi. Plaka dalloi një kartmonedhë një mijë frangëshe. Ishte e dyta ose e treta që ajo kishte parë, qëkurse kishte lindur.

Pas një çasti, Zhan Valzhani erdhi e thirri dhe i kërkoi të shkonte të shkëmbente kartëmonedhën 1000 frangëshe.

I shpjegoi gjithashtu se e kishte fituar një natë më parë. "Si? - mendoi plaka. Ai doli në orën gjashtë të mbrëmjes dhe në këtë orë zyrat janë pothuajse të gjitha të mbyllura". Shkoi ta thyente kartmonedhën dhe ua tregoi këtë ndodhi, të gjitha portiereve të lagjes.

Disa ditë më vonë, Zhan Valzhani, pa xhaketë e me këmishën përveshur mbi krahë, po sharronte dru para derës së dhomës së saj. Kozeta shikonte drurin që sharrohej. Plaka shikonte xhaketën e verdhë të varur në një gozhdë. E preku dhe ndieu se në

brendësi të kremastarit kishte letër. Pa dyshim që do të ketë të tjera kartëmonedha 1000 frangëshe.

Madje, plaka vuri re se në xhepat e tij nuk kishte vetëm gjilpëra, gërshërë dhe fill, por edhe një portofol madh, një thikë shumë e madhe dhe tufa flokësh me ngjyra të ndryshme …

# IKJA NATËN

Pranë kishës Sën-Medar, rrëzë një pusi të vjetër qëndronte gjithmonë një i varfër. Ishte një burrë i moshuar rreth 75-vjeç, i cili lutej pareshtur gjatë gjithë kohës. Zhan Valzhani nuk kalonte thuajse asnjëherë përbri atij njeriu pa i dhënë ndonjë lekë, ndonjëherë edhe i fliste.

Një mbrëmje, kur Zhan Valzhani po kalonte para tij pa Kozetën, i bëri përshtypje ai njeri, i cili si zakonisht, dukej sikur po lutej përkulur lehtë drejt tokës. Zhan Valzhani i la disa lekë në dorë. Plaku ngriti sytë dhe e shikoi me vëmendje Zhan Valzhanin, pastaj i uli sytë përsëri. E gjithë kjo ndodhi me shpejtësinë e vetëtimës. Por Zhan Valzhanit iu bë sikur kishte parë një fytyrë të njohur. Eci mbrapsht, pa guxuar të merrte frymë, nuk foli, nuk qëndroi në vend, nuk ia mbathi me të katra, por ia nguli sytë lypsarit që uli kokën të mbuluar me një leckë dhe që shtirej sikur nuk i interesonte që Zhan Valzhani ndodhej aty. I vobekti kishte po atë pamje, po ato rroba të vjetra si përditë.

"Bah ! - mendoi Zhan Valzhani, - jam çmendur, apo po shoh ëndërr! Kjo është e pamundur!" - dhe vazhdoi udhën. Nuk guxonte ta shpinte nëpër mend se fytyra që sapo pa, ishte fytyra e Zhaverit.

Të nesërmen, me të rënë muzgu, ai u kthye sërish tek vendi. Lypsari qëndronte si gjithmonë tek vendi i zakonshëm.

- Mirëmbrëma,miku im, - përshëndeti Zhan Valzhani duke i dhënë një monedhë. Lypsari ngriti kokën dhe u përgjigj me një zë të qetë:

- Faleminderit, zotëria im i mirë.

Ishte po i njëjti plak që qëndronte atje çdo ditë. Zhan Valzhani u largua duke qeshur.

- Çudi e madhe, - tha ai, - mos po ëndërroj edhe për Zilaverin tani? - dhe mendoi të tjera gjëra. Disa ditë më vonë, rreth orës tetë të mbrëmjes, ishte në dhomën e tij duke i mësuar Kozetës të lexonte kur dëgjoi të hapej, pastaj të rimbyllej përsëri porta e shtëpisë. Kjo gjë e habiti. Plaka, që banonte në të njëjtin kat me të flinte gjithmonë herët. Zhan Valzhani i bëri me shenjë Kozetës që të mos bënte zhurmë. Dëgjoi zhurmën e dikujt që po ngjitej nëpër shkallë. Hapi ishte i rëndë dhe tingëllonte si hapi i ndonjë burri; edhe pse plaka mbante këpucë të rënda, hapi i një gruaje të moshuar nuk mund të ngjante aspak me hapin e një burri. Megjithatë, Zhan Valzhani fiku llambën dhe e dërgoi Kozetën në shtrat duke i folur zë të ulët: - Gjumë të ëmbël.

Ndërkohë që po e puthte në ballë, hapat ndalën. Zhan Valzhani qëndroi pa lëvizur, me shpinën kthyer derës. Si kaloi një copë herë dhe nuk po dëgjonte më zhurmë, bëri një gjysmërreth të heshtur dhe ngriti sytë drejt derës: poshtë saj pa dritë. Padyshim, pas dere qëndronte ndonjë me llambë në dorë po përgjonte.

Kështu kaluan disa minuta dhe drita u largua. Vetëm se ai nuk dëgjoi asnjë zhurmë hapash. Ai që kishte ardhur të përgjonte pas dere duhej t'i kishte hequr këpucët.

Zhan Valzhani u shalakat me gjithë rroba mbi shtrat dhe gjatë gjithë natës nuk vuri gjumë në sy.

Në mëngjes, meqë lodhja e kishte përgjumur, u zgjua nga zhurma e një dere që po hapej pak më larg dhomës së tyre, pastaj ndieu të njëjtin hap burri me atë që kishte ngjitur shkallët një natë më parë. U shtri barkazi dhe vuri syrin tek një vrimë e derës. Po përpiqej të shihte, por tjetri kaloi pa u ndalur. Ishte ende errësirë dhe nuk arrinte t'ia shihte qartë fytyrën; por kur mbërriti tek shkallët, dalloi kurrizin e tij. Burri ishte trupmadh. Mbante veshur një xhaketë të gjatë, nën sqetull mbante një shkop të trashë. Ishte Zhaveri. Zhan Valzhani mund të provonte ta shikonte edhe një herë nga dritarja që binte mbi shëtitore, por duhej ta hapte, ndaj nuk guxoi ta bënte. Ai njeri kishte hyrë në dhomë me një çelës në dorë, si në shtëpinë e vet. Kush t'ia kishte dhënë atë çelës? Ç'do të thoshte kjo? Në orën shtatë të mëngjesit, plaka erdhi të pastronte dhomën. Zhan Valzhani e pa me kujdes, por nuk i bëri asnjë pyetje. Gruaja e mirë dukej si përditë. Në punë e sipër, ajo tha:

- Zotëri, besoj e dëgjuat zhurmën e dikujt që hyri mbrëmë?

- Po, dëgjova diçka, u përgjigj ai natyrshëm.

- Kush ishte? - Dikush që do të banojë këtu

- E si quhej?

- Nuk e mbaj mend mirë, z. Dymon apo Domon. Një emër i tillë.

- Me se merrej ky zoti Dymon?

- Një njeri që jetonte me të ardhurat e tij, si puna juaj.

Çfarë do të thoshte kjo? Asgjë, ndoshta. Por Zhan Valzhani dyshonte. Kur doli plaka, mori me kujdes një kartëmonedhë njëqind frangëshe që e mbante në dollap dhe e futi në xhep. Ndërohë një monedhë njëzet centimëshe ra përdhe me zhurmë.

Me t'u errur, ai zbriti dhe shikoi me kujdes në të gjitha drejtimet mbi shëtitore. Nuk kishte asnjë njeri. Ai u ringjit në dhomë.

- Hajde, - i tha Kozetës.

Kapi vogëlushen përdore dhe dolën të dy jashtë.

# NDJEKJA

Ishte një natë me hënë të plotë. Zhan Valzhani ishte i kënaqur. Hëna, ende poshtë në qiell, krijonte mbi rrugë ravijëzime të gjera dritëhijesh.

Zhan Valzhani po ecte përgjatë shtëpive dhe mureve të pandriçuara. Vështronte me vëmendje krahun e ndriçuar dhe as që e parafytyronte se, si puna e tij, mund të kishte edhe njerëz të tjerë që fshiheshin në terrin e natës.

Kozeta ecte pa folur. Jeta që kishte kaluar e kishte mësuar të mos bënte pyetje, përveç kësaj, kur ishte me atë njeri, ajo nuk kishte frikë.

Zhan Valzhani, po ashtu si edhe Kozeta nuk dinin se ku po shkonin. As që ia kishte idenë. Madje nuk ishte edhe aq i sigurt se personi që kishte parë ishte vërtet Zhaveri. Po ai sikur kishte vdekur? Por, këto ditët e fundit kishin ndodhur disa gjëra të çuditshme, të cilat ishin të mjaftueshme që Zhan Valzhani të kërkonte, si ndonjë kafshë e përndjekur, një strofull ku të fshihej.

Zhan Valzhani i ra qark lagjes Mufëtar. Ndoqi rrugën Sensie, më pas rrugën Kopo, paskëtaj Batuar- Sën-Viktor dhe së fundi rrugën e Puseve Eremite. Në atë zonë kishte plot hotele, por nuk u fut në asnjërin prej tyre. Ai donte të sigurohej se nuk po e ndiqte njeri.

Kur në Sën-Etien-dy-Mon, sahati kumboi njëmbëdhjetë herë, ai u kthye përsëri në rrugën Pontuaz dhe nën dritën e një feneri ai dalloi tri hije.

-Hajde, bija ime, - i tha Kozetës dhe shpejtoi ritmin e të ecurit.

Nga rruga në rrugë mbërriti në rugën Nëv-Sën-Katerin dhe atje, pranë një cepi të mirëndriçuar, u fsheh nën strehën e një porte.

S'kishin kaluar as tri minuta kur u shfaqën disa burra. Tani ishin katër, të gjithë trupmëdhenj, të veshur me pallto të gjata ngjyrë kafe, me kapela rrumbullake dhe me shkopinj të trashë në duar.

Edhe ata ndaluan nën të njëjtin fener. Ishin të shqetësuar e dukeshin sikur nuk dinin se nga të drejtoheshin. Ai që dukej sikur i drejtonte u kthye dhe tregoi me dorë andej nga kishte kaluar Zhan Valzhani. Një tjetër, sikur donte të merrte anën e kundërt. I pari ktheu kokën dhe hëna e plotë i ndriçoi fytyrën. Tashmë Zhan Valzhani u bind. Ishte Zhaveri. Zhaveri nuk ishte edhe aq i sigurt, nëse personi që po ndiqte ishte vërtet Zhan Valzhani. Ende nuk guxonte ta arrestonte.

Zhan Valzhani doli nga poshtë derës ku ishte fshehur dhe vijoi rrugën e Postës drejt krahinës së Kopshtit Botanik. Kozeta ndihej e lodhur, prandaj Zhan Valzhani e mori në krahë. Nuk pipëtinte frymë njeriu. Fenerët e rrugëve ende nuk ishin ndezur, sepse ndriçoheshin nga ndriçimi i hënës së plotë.

Kaloi Kopshtin Botanik dhe mbërriti në brigjet e Senës. Atje, ndaloi dhe u kthye hodhi një shikim mbrapa. Nuk po i ndiqte njeri dhe kjo e qetësoi disi. Mori frymë thellë i çliruar.

Mbërriti tek ura Austerlitz, mirëpo për të kaluar në anën tjetër i duhej të paguante taksën.

U paraqit te zyra dhe i dha një centimë.

- Kushton 2 centimë, i tha roja. Mbi shpinë keni një fëmijë që mund të ecë me këmbët e veta, si rrjedhojë duhet të paguani për dy persona. Pagoi, por nuk i pëlqeu aspak që ra në sy.

Një makinë kaloi Senën në të njëjtën kohë me të. Mund ta kalonte urën duke u fshehur pas hijes së asaj makine. Kujtoi se ia hodhi rrezikut. Ishte më se e sigurt që po e kërkonin, por për të ndjekur nuk po e ndiqte njeri.

Në anën tjetër të urës futeshe në një rrugë të pandriçuar. Hyri në të dhe ktheu kokën mbrapsht. Që aty mund të shihte tejendanë gjatësinë e urës Austerlitz. Mbi urë sapo u ngjitën katër hije, të cilët i kishin kthyer shpinën Kopshtit Botanik.

Hijet që ai kishte dalluar ishin katër burra. Zhan Valzhani kishte edhe një shpresë, sepse ata nuk e kishin vënë re kur ai u fut në rrugën e sterrtë. Duke ecur drejt, ndoshta mund të mbërrinte në fusha, në terrene të pandërtuara …

## RRUGËT E ZYMTA

Pasi kishte ecur nja treqind hapa, mbërriti në një vend ku rruga ndahej në dy degëzime në formë Y. Cilën të zgjidhte? Ai u kthye në të djathtë dhe e ngadalësoi ritmin e të ecurit. Zhan Valzhani duhej të mbante Kozetën, e cila, kokën mbështetur mbi supin e të moshuarit, nuk pipëtinte fare.

Herë pas here kthente kokën dhe shikonte. Ishte i kujdesshëm e ecte gjithmonë në rrugicat e zymta. Rruga pas tij ishte e drejt. Dy-tri herët e para kur ktheu kokën pas, nuk pa asgjë. Ishte qetësi e thellë. Vazhdoi marshimin e tij, tashmë pak më i qetësuar. Papritur, pasi ktheu kokën, iu duk sikur pa në pjesën e rrugës ku sapo kishte kaluar, tutje në bunacë, diçka që po lëvizte.

Shpejtoi hapat me sa mundi, duke shpresuar të gjente ndonjë rrugë përbri. Gjeti dy të tilla dhe ndoqi atë në anën e majtë, por mbërriti përballë një muri.

U kthye mbrapsht për të marrë rrugën në të djathtë.

Tepër vonë, në cep e priste një burrë.

Zhan Valzhani u zmbraps. Çfarë të bënte? Zhaveri duhej ta njihte lagjen në majë të gishtave dhe padyshim që do kishte dërguar përpara, në pritë, ndonjë nga ushtarët e tij.

Zhan Valzhani u kthye nga kishte ardhur. Hetoi me një shikim rreth e rrotull. U përpoq të shtyjë një portë të parë, pastaj

një të dytë. Nuk kishte se çfarë të bënte. Dritaret ishin të larta dhe të mbyllura.

Ai u kthye përsëri tek muri. Prapa tij, dalloheshin degët e një peme. Padyshim që aty pranë duhej të kishte ndonjë kopsht. Por, si të futej se?

Në atë çast, një zhurmë e shurdhët filloi të dëgjohej. Zhan Valzhani vështroi.

Pa të shndrisnin disa tyta armësh në cep të rrugës. Shtatë a tetë burra po përparonin drejt tij me Zhaverin në krye. Ecnin ngadalë. Befas ndaluan. Ata hetonin të gjitha qoshet e mureve, portat dhe rrugët.

Nga mënyra sesi ecnin dhe me ndalesat që bënin, do t'u duhej rreth njëçerek ore për të mbërritur deri tek vendi ku ndodhej Zhan Valzhani. Vetëm disa minuta e ndanin nga mundësia e burgosjes për të tretën herë, ndodhi që as donte ta mendonte. Çast i tmerrshëm. Nuk e shqetësonte vetëm burgu, por do të humbiste përgjithmonë edhe Kozetën.

Kishte vetëm një rrugëdalje. Dikur, iu kujtua se ai ishte ngjitur, pa shkallë, përgjatë cepave të mureve duke përdorur supet, kokën, duart, krahët, por edhe pjesët e sipërme dhe të poshtme të këmbëve.

Zhan Valzhani mati me sy murin që fshihte nga pas pemën. Nuk ishte më shumë se gjashtë metra e lartë. Në të djathtë ndodhej një grumbull me gurë gati dy metër lartë. Mbeteshin vetëm 4 metër.

Vështirësia ishte Kozeta. Ajo nuk dinte të ngjitej nëpër mur. Ta linte aty? Zhan Valzhani as që e çonte nëpër mend. Ta merrte më vete ishte e pamundur. nevojiteshin të gjitha. forcat. Edhe pesha më e vogël mund ta bënte të humbiste drejtpeshimin dhe të binte.

I duhej një litar. Zhan Valzhani nuk kishte ku ta gjente litarin tani në mesnatë, në rrugën Polonso? Në atë çast, Zhan Valzhani do falte gjithçka në këmbim të një litari.

Kërkoi përreth me sy dhe çfarë pa? Një fener të madh në majë të një shtylle, një nga ato llambat të cilat kur binte nata i ulnin poshtë me anë të një litari, që të mund ndiznim. Litari përshkonte rrugën e mbaronte në një dollap të vogël prej hekuri. Me një të kërcyer, Zhan Valzhani u gjend para dollapit. E hapi me majën e thikës. Një çast më vonë u rikthye pranë Kozetës. Në dorë mbante litarin.

Feneri, e thamë, atë natë nuk ishte ndezur. Kështu që mund të kalonin në cep të shtyllës dhe nuk do u binte në sy që feneri nuk ndodhej në vendin e vet.

Megjithatë, ora, vendi, hija, gjithçka që po bënte Zhan Valzhani, filloi ta frikësonte Kozetën. Çdo fëmijë tjetër në vendin e saj do kishte filluar të bërtiste me kohë, ndërsa ajo mjaftohej duke tërhequr Zhan Valzhanin nga xhaketa. Fare pranë tyre dëgjohej zhurma e ushtarëve që po afroheshin.

- Baba, - pëshpëriti ajo me zë të ulët, - kam frikë. Kush po vjen nga andej?

- Shët! Është zonja Tenardie. Kozeta filloi të dridhej. Ai vijoi:

- Mos bëj zë. Ma lër mua këtë punë. Nëse bërtet, apo qan, Tenardie do të të marrë me vete në shtëpi.

Atëherë, ngadalë, pa dashur të mendonte që Zhaveri mund të shfaqej aty nga çasti në çast, zgjidhi kollaren dhe e kaloi me kujdes rreth belit të Kozetës. Që të mos e lëndonte fëmijën, e lidhi kravatën në cep të litarit, cepin tjetër e kapi me dhëmbë, hoqi kapelën, këpucët, çorapet dhe i flaku matanë murit. U ngjit në

pirgun e gurëve dhe filloi t'i ngjitej këndit të murit me aq lehtësi thua se po ngjtej me shkallë. S'kaloi as një gjysmë minute kur gjuri i Zhan Valzhanit kishte prekur majën e murit. Kozeta e shikonte gojëhapur, pa thënë asnjë fjalë. Ideja e Tenardiesë e kishte shtangur në vend. Dëgjoi Zhan Valzhanin që i foli:

- Mos ki frikë. Iu duk sikur po fluturonte. Ende pa e kuptuar se çfarë po bënte, ajo u gjend në majë të murit.

Zhan Valzhani e vuri mbi shpinë, mori dy duart e saj të vogla në dorën e tij të majtë dhe ndoqi murin. Dalloi një çati shtëpie, fare pranë ndodhej edhe një pemë e madhe. Fatmirësisht, në atë anë muri ishte shumë më i lartë, sesa nga ana e rrugës.

Zhan Valzhani ishte mbi mur dhe nuk kishte hipur ende mbi çati, kur zëri i Zhaverit i kumboi sikur ta kishte mbi kokë.

- Kontrolloni në atë cepin e errët! Rruga *Drua-Myr* ruhet, rruga e vogël *Pikpys* po ashtu. Jam i sigurt se është këtu brenda.

Policët hynë në rrugicën e ngushtë.

Zhan Valzhani zbriti nga çatia, mbërriti tek pema dhe kërceu përdhe.

Qoftë frikë, qoftë guxim, Kozeta nuk foli fare. Vetëm se i dhimbnin pak duart që i kishte vrarë.

# TELASHET E PARA

Zhan Valzhani u gjend në një tip kopshti të madh, në të tillë kopshte të trishtuar që dukeshin sikur ishin stisur për t'u parë dimrit dhe natën. Në fund, kishte pemë të mëdha, zarzavate dhe në mes një pus të vjetër, si dhe stola të gurtë. Nën çatinë që ai ndoqi për të zbritur, dalloi një kthinë të vogël ku ishin radhitur disa mjete pune.

E parë nga brenda shtëpia e madhe në qoshen e rrugës *Drua-Myr* dhe të rrugicës së vogël *Pikpys* ishte më e trishtuar sesa kur e shihje nga jashtë. Dritaret i kishte të gjitha të mbyllura dhe të shtrënguara fort, nëpërmjet të cilave nuk mund të dalloje asnjë rreze drite.

Nuk kishte shtëpi të tjera. Fundi i kopshtit humbiste në mjegull dhe në errësirë.

Zhan Valzhani kërkoi çorapet dhe këpucët, pastaj i veshi. Më vonë hyri në dhomën e vogël. Fëmija, duke menduar gjithmonë Tenardietë, ishte e lumtur që po fshihej. Megjithatë vazhdonte të dridhej dhe iu shtrëngua fort në gjoks. Dëgjoheshin zhurmat e policëve në anë tjetër të murit, shqelmat nëpër dyer, ulërimat e Zhaverit ndaj policëve vartës.

Kaloi njëçerek ore. Zhan Valzhani mori frymë lehtë. Vuri ngadalë dorën e tij mbi gojën e Kozetës...

Përfundimisht gjithçka ra në heshtje.

Papritur jehoi një zhurmë e re. Ishte shumë e ëmbël. Ishin zëra grash dhe fëmijësh në të njëjtën kohë, nga ata zëra që nuk vijnë nga toka e që u përngjajnë atyre që të sapolindurit dëgjojnë ende e që të vdekurit dëgjojnë tashmë. Kjo këngë vinte nga shtëpia e zymtë e kopshtit.

Kënga, ajo këngë e mbinatyrshme në atë shtëpi të pabanuar, u fashit. Në rrugë nuk kishte më asgjë, përveç disa barishteve të thara që luanin me erën dhe zhurmonin lehtë.

Ishte orë një ose dy e mëngjesit. Kozeta e gjorë nuk tha asgjë. Ajo ishte shtrirë përtokë në anë të tij dhe kishte përkulur lehtë kokën mbi supin e tij. Zhan Valzhani kujtoi se e kishte zënë gjumi. E puthi dhe po e shikonte. Kozeta i kishte sytë të hapur dhe kishte veshur një pamje të menduar, aq sa Zhan Valzhanit i pikoi në zemër. Ajo vazhdonte të dridhej.

- Do flesh, - i tha ai.

- Kam ftohtë u përgjigj vogëlushja.

Një çast më vonë, ajo foli përsëri:

- Ende aty është?

- Kush?

- Zonja Tenardie.

- Ah! - ia ktheu ai, iku iku. Mos ki frikë.

Fëmija sikur u çlirua nga një brengë e madhe.

Toka ishte e ftohtë. Vendi ishte i hapur në të katër anët. Burri i moshuar hoqi xhaketën dhe e mbështolli Kozetën.

- Po tani, u ngrohe ndopak? - e pyeti.

- O! Po, baba!

- Mirë atëherë, më prit një çast. Kthehem menjëherë.

Ai doli dhe ndoqi shtëpinë e madhe. Hasi në disa dyer, por ato ishin të mbyllura. Te disa dritare, dalloi një dritë të zbehtë. U

afrua dhe shikoi përmes njërës prej tyre. Si gjithë të tjerat ajo binte mbi një sallë të madhe të errët, ku ndriçonte vetëm një llambë e vogël. Mbi pllakat e gjera të dyshemesë, qëndronte shtrirë një masë e paiëvizur, që për nga forma mund ta merrje për gjarpër.

Zhan Valzhani guxoi dhe e ngjiti ballin pas xhamit, ku qëndroi për të verifikuar nëse ajo masë lëvizte apo jo. Priti një kohë të gjatë. Nuk ndodhi asgjë. Papritur e kaploi frika dhe ia mbathi me vrap. I dukej se, po të kthente kokën pas, do shihte atë imazh që e ndiqte pas me hapa të mëdhenj e me krahë të shtrirë para. I ftohti, policët, ushtarët, Zhaveri, të gjitha këto i shkaktonin ethe.

Vrapoi drejt Kozetës. Ajo flinte.

Vogëlushja e kishte mbështetur kokën mbi një gur. U ul pranë saj dhe po e shikonte. Ishte i qetë dhe përderisa ajo të ishte aty, për aq kohë sa ta kishte pranë vetes, ai nuk do kishte nevojë për gjë e as frikë nga asgjë. Nuk po e kuptonte që kishte shumë ftohtë, sepse xhaketën e kishte hequr për të mbuluar vajzën e vogël.

Megjithatë, në ëndërrimin ku ai ishte zhytur, dëgjoi për disa sekonda një zhurmë të çuditshme. Ishte kumbimi i një zileje të vogël. Të krijohej përshtypja e ndonjë kopeje që kalonte natën në mal. Zhurma e bëri të kthente kokën dhe pa që në kopsht ndodhej dikush. Një qenie që ngjasonte me një burrë po ecte mes për mes zarzavateve, duke u ngritur, ulur, ndaluar. Dukej sikur çalonte.

Zhan Valzhani ishte pushtuar përsëri nga ajo drithërimë e vazhdueshme e fatkeqësive. Gjithçka ishte kundër tyre. Duhej të bënin kujdes ndaj të gjithëve e ndaj gjithçkaje. Po mendonte se ndoshta Zhaveri nuk ishte larguar, padyshim duhej të kishte lënë njerëz në rrugë, që, nëse e shihnin duhej të thërrisnin: "kapeni hajdutin!". Mori Kozetën në krahë dhe e shpuri mbas një pirgu

mobiliesh të vjetra, në qoshin më të errët të dhomës. Kozeta nuk lëvizi fare.

Në atë pozicion e shikonte më mirë njeriun te zarzavatet. Ajo që e çudiste më shumë ishte zhurma e asaj zileje, që jehonte pas çdo lëvizjeje të tij. Zhurma vazhdonte dhe ndalonte vetëm kur ndalonte burri. Zilen e kishte të lidhur pas vetes; por ç'do të thoshte kjo? Çfarë ishte vallë ai njeri që sillej aq çuditshëm?

Teksa i bënte këto pyetje vetes, preku duart e Kozetës. Ato ishin akull.

- Ah! Zot i madh! - tha ai dhe e thirri me zë të ulët. - Kozetë! Ajo nuk i hapi sytë. E mori në krahë, i lëvizi kokën, por ajo nuk u zgjua. "Mos ka vdekur?"- mërmëriti dhe brofi në këmbë, duke u dridhur nga koka te këmbët. Mendime nga më të tmerrshmet i përshkuan trupin.

Kozeta, e gjitha e bardhë, ra ndër këmbë pa bërë asnjë lëvizje. Afroi veshin tek goja, po merrte frymë; por me një frymëmarrje të dobët gati për t'u shuar.

Si ta ngrohte? Si ta zgjonte? Gjithçka tjetër u fshi nga mendja e tij. Vrapoi jashtë dhomës. Duhej që brenda pesëmbëdhjetë minutash Kozeta të ishte para një zjarri dhe në një shtrat të rehatshëm.

# BURRI ME ZILE

Ai eci drejt burrit që pa në kopësht. Mbante në dorë copat e argjendit që kishte marrë me vete.

Burri kishte ulur kokën dhe nuk e pa që po afrohej. Disa hapa dhe Zhan Valzhani u gjend para tij. I thirri me zë të lartë:

- Do ju jap njëqind franga!

Kopshtari bëri një kërcim para.

- Do fitoni njëqind franga, - vijoi Zhan Valzhani, nëse më fshihni sonte!

Hëna ndriçoi të plotë fytyrën e Zhan Valzhanit.

- Pa shiko, qënkeni ju, xha Madëlen, - tha burri.

Ai emër, në atë orë, në atë vend të panjohur, nga goja e atij burri të panjohur e bëri Zhan Valzhanin të zmbrapsej. Gjithçka mund ti ndodhte, por jo kjo. Ai që i foli ishte një burrë i vjetër, i veshur pak a shumë si fshatar. Kishte një kambanë të vogël të lidhur në gjurin e majtë. Nuk arrinte t'ia dallonte fytyrën njeriut që qëndronte në hije.

Ndërkohë kopshtari i moshuar hoqi kapelën dhe thirri:

- Ah! Zot i madh! Si erdhët deri këtu, xha Madëlen? Nga u futët? Nga qielli ratë vallë? Dhe meqënëse ju bini gjithmonë, që andej më duket se bini. Pale, po si qënkeni veshur kështu! S'paskërkeni as kollare, as kapelë e as tesha! A e dini se do të kishit frikësuar cilindo që nuk do t'ju kishte njohur? Pa kostum! Zot i

madh, mos janë çmendur gjë shenjtët tani? Por, si keni hyrë këtu njëherë?

Kopshtari i vjetër fliste shpejt si ndonjë që zakonisht qëndron i heshtur.

- Kush jeni ju? Dhe çfarë është kjo shtëpi këtu? - pyeti Zhan Valzhani.

- Ah! thirri burri i vjetër, - unë jam ai personi që ju i gjetët punë këtu dhe kjo shtëpi është vendi ku më dërguat ju. Si? Nuk po më njihni?

- Jo, - tha Zhan Valzhani. Dhe më vjen çudi që ju më njihni?

- Ju më shpëtuat jetën, - tha burri.

Ai u kthye. Hëna i ndriçoi fytyrën dhe Zhan Valzhani njohu plakun Foshlëvo.

- Ah! - tha ai, - qënkeni ju, po, tani po më kujtoheni.

- Më bëhet qejfi! - foli plaku me një pamje babaxhani.

- Po çfarë bëni këtu? - pyeti Zhan Valzhani.

- Ja pra! Po mbuloj zarzavatet e mia që të mos m'i prishë i ftohti! Ai vazhdoi:

- Thashë me vete: sonte hëna është e plotë, do të bëj ftohtë. Por as më thoni si mbërritët ju deri këtu?

Zhan Valzhani nuk dinte si të përgjigjej. Për të fituar kohë, ai bënte pyetje pas pyetjeje.

- Po atë kambanë që ke varur në gju çfarë e ke?

- Kjo, - u përgjigj Foshlëvo, - është që të mos më shqetësojnë!

Plaku Foshlëvo e shikoi buzagaz:

- Ah! Zonjat! Në këtë shtëpi ka vetëm gra! Plot vasha të reja. Do ishte e rrezikshmë nëse do të takohesha me to. Kambana i paralajmëron. Kur vij unë ato largohen.

- Çfarë është kjo shtëpia këtu?

- Shiko, shiko, po ti e di shumë mirë.

- Jo, jo, as që ia kam idenë. E po mirë atëherë! Është shtëpia e murgeshave të *Pëti Pikpys*!

Zhan Valzhani filloi me zë të ulët:

- Xha Foshlëvo, unë ju kam shpëtuar jetën.

- Është e vërtetë, dhe isha unë ai që u kujtova i pari, - u përgligj Foshlëvo.

- E pra ju mund të bëni për mua sot, atë që kam bërë unë për ju dikur.

Foshlëvo mbështolli në duart e tij të mplakura që dridheshin dy duart e forta të Zhan Valzhanit dhe qëndroi një çast pa folur. Së fundmi thirri:

- Oh, do të ishte një nder i madh, zoti Kryetar i Bashkisë. Nën urdhrat tuaj! Çfarë dëshironi që të bëj?

- Do t'jua shpjegoj. A keni ndonjë dhomë?

- Kam një shtëpi të vogël, atje në qoshe që se sheh askush. Ka tri dhoma.

Shtëpia e vjetër ishte goxha e fshehur.

- Mirë, tha Zhan Valzhani. - Tani, dua nga ju dy gjëra.

- Flisni, zoti Kryetar i Bashkisë.

- Si fillim, mos kërkoni të mësoni më shumë.

- Si të dëshironi. E di që ju mund të bëni vetëm të mira dhe se gjithmonë keni qenë një njeri i Zotit. Dhe për më tepër jeni pikërisht ju, ai që më vendosët këtu. Kaq gjë e meritoni. Jam i tëri në shërbimin tuaj.

- U tha u bë. Tani, hajde me mua. Do shkojmë të marrim vogëlushen.

- Ah! tha Foshlëvo. Paskeni një fëmijë! - ai nuk shtoi asnjë fjaië tjetër dhe ndoqi Zhan Valzhanin si qeni që ndjek të zonë.

Pas në më pak se një gjysmë ore më vonë, Kozeta, pasi ishte bërë lulëkuqe para zjarrit, flinte në shtratin e kopshatrit të vjetër. Zhan Valzhani vuri kollaren, veshi xhaketën, madje kishte gjetur edhe kapelën e hedhur që përtej murit dhe e kishte marrë në nxitim e sipër. Foshlëvo hoqi kambanën dhe e vari në një gozhdë. Dy burrat ngroheshin, ulur para një tryeze ku Foshlëvo kishte vendosur një copë djath, bukë, një shishe verë dhe dy gota. Ndërkohë, i moshari duke i vendosur dorën mbi gju, i tha Zhan Valzhanit:

- Ah! Baba Madëlen! Nuk më njohët menjëherë! U shpëtoni jetën njerëzve dhe pastaj u harroni fytyrat! Oh! Kjo s'është gjë e mirë! Përkundrazi, ata ju kujtojnë gjithmonë! Dhe do ta shihni. Si thua sikur t'ju punësoj këtu. Do t'u them se je im vëlla dhe se Kozeta mbesa juaj .

Kështu u bë ... Shumë vite do të rridhnin në paqe.

## PËRMBAJTJA



Adresa: Rruga "Frederik Shiroka" Tirane - Albania
Tel: +355 4 22 71 34 Fax: +355 4 22 71 90
e-mail: botimetabc@yahoo.com.